# GJIMNAZISTËT E SËMURË

Emri i tij ishte Hektor. Për miqtë dhe kolegët, Tori.

Për gjimnazistët e thjeshtë, pas vetëm tri ditësh: Rambo.

Për gjimnazistët e sëmurë: Rafambofo.

Mbiemri i tij, për të gjithë, ishte dhe do të mbetej "Roja", ose për të qenë më të saktë, "Roja i ri". Erdhi prej Malësisë së Madhe dhe puna e tij e re nuk do të zgjaste më shumë se dy javë. Edhe atje kishte bërë të njëjtën punë, por në një shkollë tetëvjeçare. Kishte qenë shumë mirë dhe ndoshta nuk do të kishte zbritur që andej – ose të paktën mund ta kishte shtyrë edhe pak – po të mos kishte qenë për atë që ndodhi më 28 tetor.

Kërkesën për të punuar në Limë, e bëri me anë të Vladimirit. Vladimiri ishte vëllai i madh i familjes Gjina, së cilës, njëzet vite më parë, Hektori i kishte marrë vajzën e vogël për nuse, gjë, që në fillim, nuk qe pritur dhe aq mirë prej familjes së tij. Por, më vonë, me kalimin e viteve, gjithçka mori formën e vet, në një mënyrë që vetëm koha di ta bëjë.

Vetë Vladimiri kishte tetë vjet që jetonte në Limë, e cila numëronte jo më shumë se njëzet mijë banorë. Ishte mirëmbajtësi i palestrës së "Sami Frashrit", njërës prej dy shkollave tetëvjeçare të qytetit. Pasditet i kalonte nëpër bilardo dhe e dinte shumë mirë, që nëse doje të flisje me drejtorin e "20 Nëntorit", një prej atyre bilardove, ishte vendi më ideal.

Gjimnazi i vetëm i qytetit kishte një vend të lirë pune: e dinte i madh e i vogël. Nuk kishte njeri në Limë, që të mos e dinte se Jetmir Krushka kishte humbur, në mënyrë përfundimtare, shpresat për të dalë fitimtar në ndeshjen kundër duhanit. Asnjë doktor nuk merrte përsipër të jepte ndonjë parashikim, por, kur Jetmiri nuk ishte vërdallë, pohonin se mushkëritë e tij ishin duke luajtur minutat shtesë të pjesës së tretë. Vladimirit, ashtu si pothuajse gjithë të tjerëve, i vinte keq për Jetmirin, por, në anën tjetër, i vinte keq edhe për kunatin e tij, ose, për të qenë më të saktë, i vinte keq për motrën e vet.

Kur një të martë, Vladimiri i foli Ndriçimit, drejtorit të gjimnazit, për punën e Torit, e dinte shumë mirë që nuk ishte drejtori i shkollës, ai që merrej me atë punë.

Ashtu siç e kishte pritur, drejtori nuk e vriste mendjen fare: kishte bërë kërkesën e tij në Drejtorinë Arsimore dhe tani priste që *ata* t'i sillnin sa më parë një rojë të ri.

Mirë, por sikur drejtori të hidhte një fjalë për një njeri të besuar...

E nga ta dinte drejtori që ishte i besuar?

Për këtë i jepte fjalën Vladimiri.

Drejtori nuk donte që Ladi ta ngatërronte në këtë punë.

Por Vladimiri nuk i kishte kërkuar kurrë më parë një favor Çimit, por këtë herë bëhej fjalë për kunatin e tij.

Ah, po pse s'e tha që në fillim? Me cilën parti ishte Tori?

Po me atë të drejtorit, natyrisht.

Drejtor Çimi kishte vënë buzën në gaz. Do ta kishte parasysh propozimin e Vladimirit. Por do i duhej të fliste edhe me drejtorin e Drejtorisë Arsimore.

Ai e dinte!

Kur Vladimiri konsumohej me drejtorin e gjimnazit, Hektori ishte akoma në Mirditë. Do nisej vetëm në qoftë se merrte një fjalë të mirë prej Çimit.

Vetëm se, Vladimiri besonte se Tori e kishte idenë se çfarë nënkuptonte drejtori kur thoshte se do ta kishte parasysh dhe se do fliste edhe me drejtorin e Drejtorisë Arsimore, apo jo?

Sigurisht që Tori e dinte: nuk kishte lindur dje. Për çfarë shume bëhej fjalë?

Vladimiri nuk e dinte, por, me ta marrë vesh, do ia thoshte.

Hektori do ishte në pritje.

*

Pritja zgjati vetëm një ditë. Të nesërmen drejtor Çimi i tha Vladimirit që, një nga ato ditë, sa më shpejt të qe e mundur, të dilnin për një kafe. Dhe, ah! të merrte me vete edhe *sivinë* e kunatit... dhe çdo dokumentacion tjetër që ai mendonte se mund të justifikonte ndopak marrjen në punë të tij dhe jo të një tjetri. Si e pleqëroi edhe me Hektorin, të enjten, Vladimiri shkoi për kafe me drejtorin e gjimnazit "20 Nëntori" dhe atë të Drejtorisë Arsimore. U paraqiti atyre *sivinë* e kunatit si dhe dokumentacionin që *ai* kishte menduar se justifikonte ndopak marrjen në punë të kunatit të tij dhe jo të një tjetri.

Në përfundim të takimit, rezultoi se të pesë mijë justifikimet ishin më se të mjaftueshme, aq më tepër kur ato qenë shkruar në gjuhën e bashkimit evropian.

E kështu, të premten e fundit të nëntorit, një ditë përpara festës së Pavarësisë, roja i ardhshëm (kështu ishte ende atë ditë dhe i tillë do të ngelej gjer të hënën) u paraqit tek dera e shkollës së mesme të përgjithshme "20 Nëntori". Atë ditë do të takonte drejtorin dhe bashkë me të, do të shkonin në Drejtorinë Arsimore, për të bërë adetet.

*Thjesht formalitetet e zakonshme*, e pat siguruar Vladimiri.

Kur Hektori trokiti në derën e jashtme të gjimnazit, pastruesja e përkohshme, që ishte duke i dhënë fshesën e fundit korridorit të katit të parë, e hapi derën përgjysmë.

Tori i tha se kush ishte dhe se përse kishte ardhur.

Merjemja (kështu quhej pastruesja e përkohshme) e ftoi të ngjitej lart e të priste tek salla e mësuesve.

Por duheshin edhe njëzet minuta të dilte pushimi i gjatë dhe Tori mendoi se ishte më mirë të priste jashtë. Në të vërtetë donte të njomte pak gurmazin, por në lidhje me këtë, nuk i tha gjë gruas, e cila i la një përshtypje mjaft të mirë. Ishte vetëm ajo, apo ishin të gjithë aq të rregullt e të pastër? Tori nuk dinte ta thoshte, por shumë shpejt do ta zbulonte.

Kur doli pushimi i madh, Hektori kishte mbaruar së ujituri fytin dhe priste tek dera e jashtme. Pastruesja e përkohshme, kur hapi dy dyert e mëdha të shkollës, i bëri me shenjë: dy minuta, thoshte gjesti i saj. Mos ndoshta donte të ngjitej lart edhe ai, bashkë me të?

Jo, jo. Më mirë të priste aty. Tek e fundit, puna e tyre ishte jashtë atyre mureve.

Merjemja humbi brenda shkollës.

Hektori priti, duke shikuar lumin e nxënësve që vërshoi përjashta si ujët hidrocentralit mbi Shkodër. Kjo shkollë kishte trefishin e nxënësve të asaj ku kishte punuar më parë. Ishte në formë "U"–je, kishte tre kate dhe nga jashtë ishte e lyer me një ngjyrë bizele të lehtë. Ishte e rrethuar nga pisha të larta, të egra, dy prej të cilat arrinin gjer në katin e tretë, kurse një e tretë, i zgjaste degët gjer në tarracë. Oborri ishte shumë i madh dhe ndahej me rrugën, nga kangjella të larta, anës së cilave ishin mbjellë me shumë rregull, bredha, të cilët ishin ende të vegjël. Paraardhësit e tyre, mendoi Tori, duhet të kenë rënë dëshmorë në nëntëdhjeteshtatën.

Hektori hodhi sytë rreth e rrotull dhe, për një moment, iu duk vetja sikur ishte në punë. Sikur ai ishte punësuar dhe tani priste që të gjithë nxënësit të dilnin jashtë, për të mbyllur njërën prej dy dyerve e pastaj të sistemohej pranë tjetrës. Do të ndizte një cigare e do të priste skadimin e pesëmbëdhjetë minutave dhe kur...

– Të hyj pak sa të shkoj në banjë?

Hektori uli sytë dhe pa një djalë, që rrinte gatitu para tij. Mund të ishte – e shumta – në vitin e dytë. Ishte i shkurtër. Kishte veshur një komplet të zi xhins dhe në këmbë kishte një palë atlete "*Nike*". Flokët i kishte kaçurrela dhe të verdha si kallinj gruri në fund të majit. Sytë blu. Në dorën e majtë mbante një fletore, të mbledhur tub.

I zhytur në mendimet e tij, Hektori, u përgjigj instinktivisht, ashtu si mund të përgjigjet vetëm një roje shkolle:

– Po ti sapo dole? Nuk e bëje dot, përpara se të dilje?

– Epo tani më shpëtoi.

Hektori vuri buzën në gaz. I kujtoi në heshtje vetes, që ende nuk ishte roja i asaj shkolle. Ai mendim u ndoq nga një tjetër: si ishte e mundur që nxënësi i një shkolle të mos e dijë se kush është roja e saj? Kjo e shtyu të thoshte:

– Mbaje gjersa të bjerë zilja. – E pas saj: *Sa herë në muaj vjen në shkollë, që nuk e di se kush është roja?* donte të shtonte, por nuk arriti dot, se biondi shtatshkurtër e parapriu:

– Ti nuk je ende roja e kësaj shkolle, prandaj nuk mund të më ndalosh.

Përpara se Hektori të thoshte ndonjë gjë, pranë tyre u afrua një vajzë.

– Eri ka të drejtë, – tha ajo, pastaj u kthye nga biondi që e kishte ermin Eri: – Ifik sefe meferrefem ufunëfë mefe këfëtëfë.

Përpara se mendja e Hektorit të merrte vete nga ajo që kishin dëgjuar veshët, Eri u zhduk pas kurrizit të tij. Hektori u kthye dhe e ndoqi me sy, por nuk bëri as lëvizjen më të vogël për ta ndaluar.

– Ti je roja i ri.

Hektori u kthye nga vajza. – Si?

– Ti je roja i ri, – përsëriti ajo, qetësisht.

Nuk ishte një pyetje dhe Hektori nuk dinte ç'të thoshte. Mati me sy vajzën, e cila kishte ndërhyrë mes tij dhe biondit me ermin Eri. Edhe ajo kishte një kostum xhins dhe në këmbë mbathte një palë atlete, por ndryshe nga Eri, xhinset ishin jeshile dhe atletet, të zeza. "*Adidas*".

– Unë nuk jam... – *roja i ri*, duhet të ishte vazhdimi, por vajza përpara tij e parapriu, ashtu siç e parapriu Eri pak më parë.

– E di, e di që nuk ke filluar akoma, por shumë shpejt do fillosh. Ti do jesh roja ynë i ri.

Hektori hodhi sytë përreth: tufa nxënësish ishin formuar aty – këtu dhe prej derës vazhdonin të dilnin tufa të tjera. Asnjë gjurmë e drejtorit. Ai pyeti veten se si ishte hapur fjala që ai do ishte roja i ri dhe e gjeti: pastruesja, me siguri që ajo. Ndonjë fëmijë kureshtar ishte afruar kur ai kishte shkuar tek lokali në anën tjetër të rrugës dhe e kishte pyetur. Ajo me siguri që i kishte thënë të vërtetën.

Vajza përballë tij, shtrëngoi në gjoks të vetmen fletore që kishte në duar dhe i tha të njëjtën gjë, që do t'i thoshte edhe rreth shtatëmbëdhjetë orë më vonë:

– Ti je roja ynë i ri, por në qoftë se do që kjo gjë të zgjasë sa më shumë, nuk duhet të bëhesh si Jetmiri.

– Çfarë... – filloi Hektori, por vazhdimi i fjalisë u zhyt përgjithmonë në detin e çasteve të humbura. Hyrja në skenë e drejtorit të shkollës shërbeu si trampolinë.

– Hektori? – tha ai dhe mjaftoi vetëm kthimi i kokës nga drejtori dhe pastaj sërish nga vajza dhe ajo ishte larguar mes tufave të gjimnazistëve, me fletoren që shtrëngonte përpara gjoksit. E Hektori filloi të mendonte për formalitetin me drejtorin e shkollës dhe atë të Drejtorisë Arsimore.

*

Të hënën, Hektori do të ishte në krye të detyrës së re.

Dy ditë përpara, të shtunën, ai kthehej në qytetin e tij. Puna që i kishte gjetur kunati i tij nuk i kishte pëlqyer. E kishte ndier që do të kishte qenë shumë e lodhshme dhe, për më tepër, shumë e stresuar: të bësh rojën në një shkollë tetëvjeçare është krejt ndryshe, sesa ta bësh në një shkollë të mesme. Kalamajtë i mbledh më mirë dhe më kollaj, kurse gjimnazistët të çajnë dërrasat. Apo nuk ka nga ata që shkojnë në shkollë vetëm për të kaluar kohën dhe kanë për kalim kohe të tallen e t'u ngrenë nervat mësuesve e gjithkujt që gjejnë përpara.

E natyrisht, edhe rojës së shkollës. Atij, më shumë se gjithë të tjerëve të marrë së bashku. Tekefundit, a nuk është roja i shkollës ai që përplaset i pari fare me nxënësit? Pse, a nuk do fillonin të vinin me vonesë e do kërkonin të hynin në shkollë, ndërkohë që dera do ishte e mbyllur? Ku është parë e dëgjuar ndonjëherë që të ketë pyll pa derra? Kush dreqin merrej me ata!

Kunati i tij kishte kërkuar t'i mbushte mendjen që nuk ishte dhe aq gogol; se në Limë kishte një rajon të mirë policie dhe mjaft i njohur edhe në shkallë vendi madje: sa herë të kishte probleme, mjaftonte një telefonatë dhe ata ia behnin aty. Komisariati ishte vetëm një hap larg. Por, për Hektorin, të gjitha rajonet e policisë ishin njëlloj; e kishte parë se çfarë kishin bërë ata të qytetit të tij, më 28 tetor dhe që atë ditë kishte pushuar së besuari në ta. Dhe ata nuk ishin një hap larg, por muri i tyre ishte i ngjitur e murin e shkollës. Dhe, përsëri, nuk bënë dot asgjë.

Jo. Më mirë të kthehej në qytetin e tij, ku e priste familja e tij.

Dhe familja e tij e priste tek stacioni i trenit. Aty ishte Nertila, vajza e tij nëntë vjeçe. Drita e syve të tij. Kishte veshur një xhup të verdhë, që me siguri ia kishte blerë nëna ndonjë nga ato ditë që ai kishte qenë larg, se s'e kishte parë ndonjëherë më parë. As xhinset e zeza po ia shihte për herë të parë. E edhe atletet e bardha që kishte në këmbë. Në kraharor shtrëngonte fort, me të dyja duart, një fletore të kuqe me kuadrate të bardhë.

Hektori gjunjëzohej para saj dhe e përqafonte fort. E pyste për mamin.

– Është me rojën e vjetër, ba, – i thoshte ajo.

– Me kë?

– Me rojën e vjetër, – përsëriste Nertila. – Ai ishte një roje shumë e keqe, ba. Ti nuk do bëhesh si ai. Mirë, babi?

– Si kush? – Hektori shikonte vajzën e vet me shprehinë e një njeriu që sapo e kanë zgjuar nga një koma shekullore.

– Si Jetmiri, – ia kthente Nertila duke shtrënguar akoma edhe më shumë fletoren pas kraharorit. – Ti nuk do bëhesh si ai, sepse bëhesh me kancer pastaj.

Hektori u mat të fliste, por, pikërisht atë çast, tufa të shumta fëmijësh filluan të dilnin prej dyerve të trenit. Recitonin në kor. Në fillim Hektori u shpërqendrua aq shumë saqë nuk arriti të kuptonte se çfarë po thoshin. Por, pastaj, e kuptoi.

*Roje Tori tek korridori, ra nga shkall't e kra'un e nxori...*

*Roje Tori tek korridori, ra nga shkall't e kra'un e nxori...*

*Roje Tori tek korridori, ra nga shkall't e kra'un e nxori...*

U kthye nga fëmijët dhe shikonte që nuk ishin aspak fëmijë të thjeshtë: ishin të gjithë me flokë të verdhë. Kur lëviznin dukeshin si një arë më kallinj gruri gati për tu korrur, që goditej nga një erë e fortë.  Të gjithë ishin të veshur me komplete xhinsi të zeza dhe në këmbë kishin atlete të bardha borë. Në kraharor shtrëngonin nga një fletore të kuqe.

*Roje Tori tek korridori, ra nga shkall't e kra'un e nxori...*

*Roje Tori tek korridori, ra nga shkall't e kra'un e nxori...*

Tori atëherë, kthehej nga Nertila e tij, me shumë mundësi për ta marrë prej krahu e për t'u larguar që aty. Por dora i mbeti në ajër midis tij dhe... *asaj*.

Po, *Asaj*.

Vajza e tij nuk ishte më vajza e tij. Ishte gjimnazistja që kishte takuar tek shkolla, ndërsa priste drejtorin.

Por vetëm në një farë mënyre.

Flokët dhe veshja ishin njëlloj. E njëjtë ishte edhe fletorja që shtrëngonte në gjoks, por sytë i kishte të verdhë e të rrumbullakët, me një trekëndësh të zi në vend të bebeve, në cep të të cilëve, intensiteti i dritës së diellit projektonte dy yje të vegjël. Veshët nuk i kishte: në vend të tyre kishte vetëm dy vrima, jo më të mëdha se sa një vrimë çelësi.

– Ti je roja ynë i ri, por në qoftë se do që kjo gjë të zgjasë sa më shumë, nuk duhet të bëhesh si Jetmiri, – tha qenia përpara tij dhe poshtë buzëve të kuqe gjak, Tori dalloi dhëmbët, si pyka druri të ndryshkura.

– Ti... ti...

*Roje Tori tek korridori, ra nga shkall't e kra'un e nxori...*

*Roje Tori tek korridori, ra nga shkall't e kra'un e nxori...*

Pastaj:

*Rofojefe Toforifi tefek koforrifidoforifi, rafa ngafa shkafallëfët efe krafaufun efe nxoforifi...*

Dhjetëra duar filluan të zgjateshin drejt tij. Secila prej tyre kishte gjashtë gishta të gjatë e të deformuar prej gungave në vend të nyjave dhe ishin të mbuluar me një push jeshil, porsi myshk i njomë. Hektorit iu morën këmbët dhe u rrëzuar. Moria e duarve të veshura me myshk e kapën, e lagën, e shtrënguan dhe Hektori ndjeu butësinë e shpifur të myshkut ta mbështillte nga të gjitha anët, fryma po i merrej dhe pikërisht në çastin ca gishta prej myshku i hynin në gojë, Hektori hapi sytë.

Ishte i gjithi i mbuluar me djersë të ftohta dhe ulërinte.

Por zëri duhej t'i kishte humbur diku, në ndonjë nga ato pëlhurat e atij makthi të çmendur, sepse tingull, fyti i tij, nuk nxori as edhe një.

Aq sa iu desh të mësohej me errësirën e dhomës, iu desh edhe për të kuptuar që kishte qenë vetëm një ëndërr. U ngrit të shkonte në banjë dhe kur u ul në WC, prej ëndrrës kishin mbetur vetëm disa fragmente aty – këtu. Kur mbaroi punë dhe u kthye në krevat, kujtonte vetëm duart që zgjateshin drejt tij, por asnjë hollësi tjetër në lidhje me to. Me të vënë kokën në jastëk, humbi sërish në gjumë. Të nesërmen në mëngjes, mbante mend që kishte parë një ëndërr të keqe, por përveç kësaj, as edhe gjënë më të vogël. Madje nuk ishte më i sigurt në ishte ngritur me të vërtetë për të shkuar në banjë, apo jo.

*

Të hënën, më 2 Dhjetor, Hektor Prendi u bë, zyrtarisht, roja i ri i shkollës së mesme të përgjithshme "20 Nëntori". U paraqit në punë dhjetë minuta përpara orarit dhe, në orën shtatë fiks, erdhi edhe Merjemja, e cila hapi derën dhe punën e re të tij. Thuhet se dita e parë e punës është ndër më të tensionuarat e jetës. Për Hektorin kjo rezultoi e vërtetë. Gjatë gjithë kohës ishte si në gjemba: si po e bënte punën? Mos i kishte rënë ziles përpara kohe? Mos i kishte hyrë dikush, pasi kishte filluar mësimi dhe drejtori e kishte gjetur nëpër shkallë? Sepse, si për dreq, në çdo shkollë ekziston një hyrje e fshehtë. Mos nuk duhej të rrinte gjithë kohës tek dera? Mos duhej të kontrollonte ndonjë gjë?... Pastaj mendonte për pesë mijë arsyet në gjuhë të huaj, që i kishin dhënë atë vend pune. Çfarëdo që të bënte, ajo do ishte gjëja e duhur. Por kjo s'do të thoshte se duhej ta ekzagjeronte që ditën e parë, apo jo?

Gjithsesi, në fund, gjithçka shkoi më së miri. E, përveç kësaj, asnjë nuk kërkoi, qoftë edhe një herë, të hynte pasi ai kishte mbyllur derën, gjë e cila o ishte për respekt ndaj tij, o ishte thjesht një rastësi.

Të nesërmen do ta zbulonte.

Të nesërmen, kur ora shkoi tetë pa pesë minuta, Hektori, sipas rregullores, mbylli derën e jashtme. Priti edhe disa të tjera, gjatë të cilave pa shpërndarjen e nxënësve, sa andej – këndej dhe kur ora shtatë bënte xhiron e fundit rreth fushës, iu afrua këndit të njoftimeve, pas të cilit ishte një buton i kuq. Në të vërtetë, të rënët e ziles kishte qenë një marrëveshje midis tij dhe drejtorisë së shkollës, sepse në të vërtetë, ajo gjë, nuk bënte pjesë në detyrat e tij. Ai kishte për detyrë vetëm të ruante shkollën si objekt, gjatë orëve që ishte në punë dhe të ruante rregullin e të mbante qetësinë nëpër korridore. Nuk duhet të linte asnjë njeri të huaj – që nuk i përkiste shkollës – që të hynte në shkollë. Në qoftë se do të vinin – qofshin këta edhe përfaqësues të shtetit, detyra e tij ishte të lajmëronte drejtorin dhe ishte ai që vendoste më pas. Por, të kuptohemi, kjo gjë ishte vetëm *de jure*, sepse *de facto*, në një rast të tillë, ai do t'i linte të hynin.

Sidoqoftë, një prej gjërave që ai *nuk* duhej të bënte, ishte të linte nxënësit të hynin në shkollë pas orës tetë pa pesë minuta. Në asnjë mënyrë dhe, në lidhje me këtë, Merjemja e kishte këshilluar qysh një ditë më parë. Drejtori ishte i fiksuar në lidhje me ata që vijnë me vonesë orën e parë. Ai nuk duhej t'i linte të hynin, në asnjë lloj rrethane, ndryshe mund të kishte probleme.

Po, mirë se ndonjëherë edhe mund të bëhet ndonjë përjashtim, mendonte Tori. Nuk ishte hera e parë që bënte rojën dhe e dinte që ndonjëherë rregullat mund edhe të thyhen.

Sipas Merjemjes, ata që vinin me vonesë orën e parë, nuk ishin nxënës dosido.

Hektori e dinte: ishin gjumashë.

Shumë më shumë se vetëm gjumashë: ishin të sëmurë, por Hektori do ta kuptonte vetë, me kalimin e ditëve. Në fillim, as Merjemja nuk e kishte besuar. Tani po, ama.

Hektori kishte vënë buzën në gaz dhe një vëth në vesh: një herë të mbylle derën, nuk duhet të linte më njeri tjetër të hynte në shkollë.

Si një dhe një, që bëjnë dy.

Kjo bisedë i erdhi në mendje kur dera trokiti për herë të parë. Hektori nuk ia vuri veshin dhe shkoi të përfundonte atë që kishte nisur: i ra ziles, duke sinjalizuar kështu, fillimin e orës së parë. Ndërsa afrohej tek stoli i tij, ku qëndronte një kopje e gazetës "Panorama" e palosur keqas, dëgjoi sërish rënien e derës.

– Të thashë të nxitonim një çik, – u dëgjua zëri i një vajze nga jashtë.

– Epo çfarë të bëja unë më shumë? Ajo ishte shumë e madhe. – Ishte një djalë.

Vajza: – E humbëm përsëri orën e parë. Dreqi e marrtë!

Një prej tyre i ra derës sërish, këtë herë më fort se më parë. Hektori u ul në stolin e tij dhe hapi gazetën. Një pjesë e tij donte që ta hapte derën. Në shkollën ku kishte qenë më parë, nuk kishte pasur nga këto episode. Atje, dera, rrinte gjithnjë hapur. Por nuk ishte një shkollë si kjo, ajo.

Dera ra sërish dhe Tori ngriti sytë.

Nga ana tjetër, vajza: – Edhe ky dreq sa shpejt që e mbylli.

Djali: – Shkërdhata i mutit!

Vajza: – Më duket se do e hajë edhe ky si puna e Jetmirit.

Djali: – Shëëët! Pusho, debile! Mos fol kështu.

Vajza: – Po, ja ta them unë që...

Hektori hapi derën dhe mbylli gojën e vajzës. Në çastin e parë, iu duk sikur ishte po e njëjta vajzë, që i kishte folur ditën kur kishte ardhur për të takuar drejtorin. Por, në çastin e dytë, pa se ajo ishte me flokë të drejta dhe shumë të gjatë, që i shkonin gjer në bel dhe ishte brune, jo bionde. Djali në të majtë të saj, ishte po aq i gjatë sa ajo, me flokë të shkurtër e të zinj sterrë. Vajza kishte veshur një xhup të bardhë, kurse djali një të zi. Që të dy, kishin atlete sportive në këmbë dhe, në dorë, nga një fletore të mbledhur tub.

– Të them unë që... – tha Hektori, duke shtyrë vajzën të vazhdonte fjalinë e lënë përgjysmë. Nga një anë ishte kureshtar të dinte vazhdimin, nga ana tjetër ishte i nevrikosur. Diçka brenda tij i thoshte që ajo gjë do të përsëritej pothuajse çdo ditë dhe kjo nuk i pëlqente aspak.

Vajza u duk sikur harroi se çfarë po thoshte, ose kështu u duk, meqenëse tha: – Të lutemi! Kemi një ‘njëzet minutësh’ orën e parë. Do na lësh të hyjmë?

Hektori tundi kokën në shenjë mohimi.

– Hë o burrë i dheut, vetëm një herë, – i tha djali, duke kaluar fletoren tub, nga njëra dorë në tjetrën. – Vetëm sepse kemi atë dreq provimi.

– Duhet të ishit kujtuar pak më përpara, – ia priti Hektori.

– Aman, të lutemi, – përsëriti vajza, por, kur fytyra e rojës, nuk i la asnjë shteg, shau nëpër dhëmbë.

Roja nuk e kuptoi. Vajza i ktheu kurrizin dhe bëri vetëm një hap, për t’u larguar. Shoku i saj e ndoqi me gjysmë hapi. Roja u tërhoq brenda, por përpara se të mbyllte derën, arriti të dëgjonte fjalët e fundit të djalit me xhup të zi.

– Të bukur fillim bëre, roje. Por së shpejti do të ndërrosh mendje.

– Në mos mendje... – i mbajti ison vajza.

Hektori mbylli derën, hapi gazetën dhe filloi të lexonte artikullin e lënë përgjysmë.

*

Atë të enjte, Hektori po shkonte përsëri në shtëpinë e tij. Të martën, vonë në darkë, i kishte telefonuar e shoqja: Nertila ishte shumë sëmurë. Kishte dy ditë që nuk shkonte në shkollë dhe rrinte në shtëpi. As Marta nuk shkonte në punë. Atë mbrëmje, Nertila kishte pasur temperaturë të lartë: 39 e gjysmë. Marta ishte shumë e shqetësuar dhe shumë e frikësuar. Hektori duhet të merrte disa ditë leje dhe të shkonte urgjent në shtëpi.

Të kishte qenë për Hektorin, do të ishte nisur qysh atë moment, por nuk mundej dot. Kishte vetëm dy ditë punë dhe nuk mund të largohej ashtu, pa lajmëruar. Po pse dreqin nuk e kishte marrë më parë në telefon? Kështu do të kishte pasur edhe kohë të mjaftueshme për të marrë leje.

Marta nuk kishte dashur ta shqetësonte që ditën e parë. Pastaj, në fillim, i ishte dukur thjesht një ftohje e zakonshme.

Sidoqoftë, të mërkurën nuk nisej dot. Pikë. Do të shkonte të enjten. Gjë, që ishte duke e bërë.

Rrugës kishte folur me Martën dhe i kishte thënë që nuk ishte e nevojshme që të dilte e ta priste, përkundrazi. Të qëndronte sa më pranë Nertilës. Ai ishte duke ardhur me makinë. Ishte me Ladin.

Tani, ndërsa makina e Ladit ndalonte poshtë pallatit të motrës së tij, Nertila ishte me dyzet e tre vija. Qëndronte shtrirë në krevatin e saj, e mbështjellë me një çarçaf, një batanije dhe një jorgan dopio. E, megjithëkëtë, dridhej. Dridhej dhe, ndërsa prindërit e saj shkëmbenin një përqafim shkarazi, filloi të mërmëriste. Merrte frymë me zor dhe çdo herë që nxirrte ajër prej mushkërive, nxirrte nga një gjysmë fjale.

Thërriste babanë e saj.

E ndërkohë, babai i saj, hapte derën e dhomës së saj dhe i afrohej tek koka.

– Ba... ba... – Dhe koka e saj rrotullohej majtas e djathtas. Qerpikët i kishte të ngjitur me njëri–tjetrin, si me zamkë, por brenda tyre, sytë, lëviznin majtas e djathtas, sikur të ishte duke parë një ndeshje pingpongu.

Hektori i puthi ballin e zjarrtë. – Oh të keqen babi. – Iu mbushën sytë me lot, ndërkohë që, në anën tjetër të krevatit, Marta mundohej të fshihte lotët.

I nevrikosur, Hektori i shfryu Martës se përse nuk e kishte lajmëruar që më parë, xhanëm?

Marta mblodhi supet. Kishte qenë Nertila ajo që nuk kishte dashur.

Nertila? Po përse?

Marta nuk e dinte, por dinte që ajo i ishte lutur që të mos e thërriste. Nuk kishte pasur nevojë; shumë shpejt ajo do të shërohej.

Hektori e shikonte se sa shumë ishte seruar!

Por nuk kishte qenë gjatë gjithë kohës kështu, jo, përkundrazi. Kishte filluar të keqësohej vetëm pak minuta më parë, se deri qëparë i kishte kaluar gjithçka përveç kollës. Pastaj, sipas Nertilës, duhej të priste edhe pak, përpara se ta lajmëronte. Ndoshta Hektori do të dinte si të sillej.

Do të dinte si të sillej? E çfarë donte të thoshte ajo me këtë?

E nga ta dinte Marta. Dhe mblodhi supet pa thënë asnjë fjalë. Ndoshta diçka dinte dhe nuk donte ta thoshte, ose ndoshta heshti për të mos thënë që Nertila kishte qenë në agoni, kur kishte folur.

Hektori nuk foli më me të shoqen dhe u përqendrua tek e bija. I vuri dorën në ballë. Përvëlonte. Pse dreqin vonoheshin mjekët? Marta i kishte lajmëruar, apo jo?

I kishte lajmëruar, posi. Kur ajo filloi të përkeqësohej, lajmëroi Bedriun, shokun e tij. Për siguri shkoi të telefononte sërish.

– Ba... ba...

– Shëët! – Hektori i kaloi gishtat mes flokëve. Ishin të lagur prej djersës dhe të ngjitur mbas njëri – tjetrit. Me gjithë këshillat e tij që të mos sforcohej, Nertila ktheu kokën nga ai dhe hapi sytë. I hapi përgjysmë, por ishte më se e mjaftueshme që Hektori të dallonte flakët e zjarrit që kishin pushtuar bardhësinë dhe qiellin e syve të saj.

– O ba! – Mërmëriti Nertila dhe, përpara se Tori të thoshte ndonjë gjë, shtoi: – Unë jam gjimnaziste, ba.

– Mirë, shpirt. Mbylli sytë tani, mos u sforco kot.

– Unë jam gjimnaziste, ba, por të dua shumë. Të dua shumë.

– E di, shpirt. E di. – Hektorit iu drodh mjekra.

– Po ti do të sillesh mirë, apo jo babi?

Hektori e dëgjoi dhe nuk e dëgjoi. Tha: – Shëët! – dhe ktheu kokën nga dera, prej së cilës hyri Marta dhe e lajmëroi se Bedriu kishte nisur dy mjekë, të cilët, pikërisht atë çast, ishin duke ngjitur shkallët.

As një minutë më pas, tek pragu i derës u shfaqën mjekët. Ishin dy, një burrë e një grua, ose të paktën kështu mendoi në fillim Hektori kur i pa. Por, kur përveç syve u hodhi edhe trurin, vuri re se, në të vërtetë, ishin një djalë dhe një vajzë. Më tepër sesa mjekë, dukeshin si...

(*një gjimnaziste dhe një gjimnazist?!*)

...studentë të infermierisë.

Aq iu desh dhe zemra i erdhi në grykë. Oksigjeni i mungoi dhe ai filloi të merrte frymë me më zor se e bija e tij në krevat. Ishin ata, ishin ata që ai nuk kishte lënë të hynin në

shkollë, pasi i kishte rënë ziles. Kur kishte ndodhur? Nuk e mbante mend mirë por, o ditën e parë, o të dytën. Por ç'dreqin donin aty? Përse e kishin ndjekur?

*Akoma nuk e ke marrë vesh*? Dëgjoi një zë brenda tij. Ishte zëri i Merjemes, pastrueses së shkollës.

Çfarë të merrte vesh? Çfarë?

*Hapi sytë, Hektor. Hapi sytë dhe shih përreth.*

Çfarë të shihte? Çfarë kishte për të parë?

*Hapi sytë koleg, hapi sytë. Vajza jote është e sëmurë.*

Gjimnazistët e veshur si mjekë iu afruan krevatit, në të cilën lëngonte Nertila. Pa e përfillur as edhe një sekondë të atin e saj, djali–mjek, nxori prej xhepit një termometër dhe ia vuri Nertilës në gojë. Ndërkohë, vajza–mjeke iu afrua Martës dhe e kapi prej krahu. Diç i pëshpëriti në vesh dhe Hektori nxori si konkluzion që duhet t'i kishte thënë diçka shumë të keqe, duke qenë se Marta lëshoi një të bërtitur dhe u dergj përdhè pa ndjenja. Atë çast, zhiva e kuqe e termometrit, që kishte në gojë Nertila, filloi të ngjitej me shpejtësi. 36... 36 e gjysmë... 37...

Hektori bëri vetëm një hap në drejtim të së shoqes, por sytë dhe gjithçka tjetër e tij qenë gozhduar tek termometri i Nertilës.

... 37 e gjysmë... 38...

Nertila hapi sytë dhe pa të atin.

... 38 e gjysmë... 39...

Hektori hoqi sytë prej termometrit dhe pa në sytë e së bijës. Iu duk sikur ajo kishte gëlltitur një pjesë të zhivës dhe ajo i kishte shkuar tek sytë.

... 39 e gjysmë... 40...

Prej syve të Nertilës filloi të rridhte llavë vullkani. Hektori arriti të bënte vetëm një hap drejt saj, ndërkohë që goja e tij filloi të përgatitej.

... 40 e dy vija... e shtatë vija... 41...

Dy

(*gjimnazistët*)

studentët hoqën përparëset e bardha. Poshtë tyre, Hektori dalloi kostumet xhins. Ishin gri. Në qendër të kraharorit, kostumet kishin një vrimë të madhe sa një kompakt disk, prej së cilës ngriheshin shtëllunga tymi në ngjyrë jeshile.

Hektori bëri edhe një hap pas dhe hodhi sytë nga vajza e tij dhe sytë iu zgurdulluan. Termometri shënonte 41 e shtatë vija dhe me sa dukej s'kishte ndër mend të ndalej me aq. U përpoq të bërtiste, por tentativa e parë dështoi.

Gjimnazistët u lëshuan drejt tij.

... 41 e nëntë... 42...

Hektori bëri një hap drejt krevatit të Nertilës.

*PLLAF!*

Hektori bërtiti.

Gjimnazistët ndaluan.

Termometri kishte shpërthyer dhe cikrrat e kuqe të zhivës tani ngjyrosnin fytyrën e Nertilës.

Dy gjimnazistët–mjekë u kthyen nga ai dhe ai u kthye nga ata. *Fytyra e tyre nuk ishte më njerëzore*.

Kjo ishte e vetmja gjë që mundi të regjistronte mendja e Hektorit, një çast para se prej syve të Nertilës të shpërthente një shkëndijë dhe fytyra e saj të mbulohej prej zjarrit.

Hektori ulëriu dhe bëri edhe një hap tjetër drejt së bijës, me mendimin për t'i hedhur jorganin në fytyrë, në mënyrë që të mbyste gjuhët e flakës. Por *buf!* dhe i gjithë trupi i Nertilës, bashkë me krevatin u përfshi nga gjuhët e zjarrit.

Dhe Hektori filloi të ulërinte me gjithë forcën e shpirtit të tij të lodhur.

*

E para gjë për të cilën u frikësua, ishte se mos kishte bërtitur me të vërtetë. Çfarë do të mendonte Ladi pastaj? Po gruaja e tij? Qëndroi për disa sekonda ashtu siç ishte, pa u ngritur prej dyshemesë së ftohtë, duke mbajtur vesh. Asnjë derë nuk u hap, asnjë dritë nuk u ndez, asnjë zë nuk pyeti. Falë Zotit! Atëherë u ngrit prej dyshemesë, ngriti edhe jorganin që kishte marrë me vete kur kishte rënë dhe u ul në buzë të krevatit.

– Oh Krisht! – pëshpëriti, duke zënë fytyrën me duar. Vuri re se ato i dridheshin.

Thonë se kur ndërron vend, sheh shumë ëndrra, por vërtet, vetëm tmerre sheh? Kishte një si ide të vakët, që rrinte diku në prapavijë të kujtimeve të tij, që kjo nuk ishte hera e parë që i ndodhte të shikonte një ëndërr kaq të tmerrshme, që kur kishte ardhur aty, në Limë. Vetëm se tmerri i parë nuk i kujtohej. Po kjo tani, ama! Nuk dinte si ta shpjegonte vajzën e tij që i digjej e gjallë përpara syve në atë far feje. Mos ishte me të vërtetë e sëmurë? Apo do të sëmurej së shpejti, në një të ardhme të afërt? Po sa të afërt? Nesër? Pasnesër? Duhej pyetur ndonjë që merr vesh nga shpjegimi i ëndrrave. Gjithsesi, të nesërmen do të telefononte Martën e do ta pyeste për Nertilën. Po pse të priste gjer të nesërmen? Celularin e kishte vetëm një hap më larg. Por s'kishte kuptim. E ç'do të mendonte Marta? Po Nertila? T'i shqetësonte kot në këtë orë të vonë, e përse? Vetëm për një ëndërr. Jo, do të priste gjer të nesërmen në mëngjes.

Po si i tha Nertila në ëndërr?

*Unë jam një gjimnaziste*. Ja kështu i kishte thënë! E çfarë donte të tregonte ajo me këtë? Kush dreqin e dinte! Pastaj, në një ëndërr, mund të jesh gjithçka. Nertila ishte gjimnaziste.

Dhe ishte e sëmurë.

*E sëmurë*.

Rregulloi mbulesat që i kishte dhënë gruaja e kunatit dhe u shtri, duke i hedhur sytë tavanit. Vuri edhe duart pas koke dhe psherëtiu.

Nertila, në ëndërr, ishte e sëmurë.

*Unë jam gjimnaziste*.

– Gjimnaziste e sëmurë, – i tha Hektori tavanit me zë të ulët.

*Gjimnaziste e sëmurë*, i oshtiu tavani në kokë.

– Jo, nuk ka mundësi! – mërmëriti dhe, kësaj here, tavani nuk i ktheu përgjigje. Ai u kthye në anën e djathtë. Ora e dorës tregonte katër e dhjetë. Të nesërmen duhej të ngrihej në gjashtë e gjysmë. Më mirë të flinte.

Por, ndërkohë, gjumi kishte bërë valixhet dhe ishte larguar. Hektori u gjend duke menduar rreth asaj që e kishte shtyrë të vendoste përfundimisht për largimin nga qyteti i tij. Rreth asaj pasditeje të përgjakur, kur çupa e Hilajve shkoi e t'u mor prej krahëve të gjakmarrjes, mu përpara syve të tij.

Oh Zot i madh! Për shumë net, pas asaj dite, kishte vazhduar të ngrihej prej gjumit (pasi kishte bërë më parë një luftë të gjatë për ta rifituar këtë të fundit) i trembur dhe me zemrën që i kërkonte të dilte prej kraharorit. Në ëndrrat e tij, benci i vjetër ndalonte në të njëjtin vend, në mes të oborrit të shkollës dhe dera e tij e pasme hapej me po të njëjtën shpejtësi dhe, ende pa e kuptuar se çfarë do ndodhte, tre të shtëna fërshëllenin në ajër por vetëm një prej plumbave dilte huq duke u ngulur vetëm dy pëllëmbë larg kokës së rojës së shkollës, pikërisht në pllakën e mermertë, ku qe shkruar dhe emri i shkollës, se dy të tjerët

përplaseshin në një xhup të kuq, e shponin dhe, duke lënë pas tym e gjurmë të djegura, vazhdonin drejt dhe shponin përparësen e zezë e, më pas, edhe pulovrin e bërë me dorë, të nënë Kalies, kapërcenin edhe pengesën e fundit: një kanotiere të bardhë, të larë e të hekurosur me kujdes atë mëngjes dhe, pa e ulur aspak shpejtësinë, ashtu, duke mbartur ftohtësinë e lëshimit të tyre dhe zjarrin e një hakmarrjeje të çmendur, nguleshin në lëkurën e bardhë të një trupi të vogël, shponin kockat ende në formim e sipër, për të zënë vend diku, në kraharorin e së vetmes vajzë të Hilajve, e cila atë çast, binte me kurriz, mbi çantën e shpinës të dhuruar vetëm një muaj më parë, me rastin e tetë–vjetorit. Pastaj benci largohej, nga vendi i ngjarjes për t'u parkuar përjetësisht në kujtimet e të pranishmëve.

Në ëndrrat e tij, Hektori nuk arrinte të shkonte pranë Elizës së vogël, me shpresën se mos ishte ende gjallë, sepse zgjohej pikërisht në momentin kur ajo binte përdhè, me kraharorin e kthyer në një pellg të kuq. Disa herë, në ato ëndrra, Eliza ishte Nertila dhe plumbat e Melajve, që të tre, qëllonin në shenjë: në fytyrën e saj. Pas atyre ëndrrave, nuk flinte më, por e gdhinte duke menduar se çfarë do të bënte ai, nëse do të kishte qenë me të vërtetë Nertila në vend të Elizës? Por ai nuk ishte në gjak me asnjë, lavdi Zotit1 Po mirë, mirë, po çfarë do të bënte *sikur*?

Nuk e dinte dhe nuk donte ta dinte.

Të njëjtën gjë mendoi edhe atë natë: nuk e dinte dhe nuk donte ta dinte. Uroi edhe Zotin që mos ta vinte kurrë përpara një prove të atillë. Kishte qenë një tmerr i papërshkrueshëm, të qenët prezent atë ditë dhe nuk donte ta përsëriste, aq më shumë me Nertilën në rolin e protagonistes. E kështu, Hektori, që kishte akoma për të zbuluar rreth tmerrit, u kthye sërish në anën tjetër të krevatit dhe u mundua të flinte.

*

Të nesërmen, Marta iu përgjigj pas ziles së katërt. Kishte qenë në banjë dhe nuk e kishte dëgjuar. Duke mos dashur të ngjallte kureshtje të tepruar – gjë që Martës nuk i mungonte – Hektori tha që kishte marrë thjesht sepse i mungonte familja e tij dhe vetëm kur mbaroi së thëni atë gjë, kuptoi se, tekefundit, ishte vërtet e vërtetë. Nga ana tjetër, edhe Martës i mungonte shumë i shoqi.

Po Nertila?

Sigurisht që edhe ajo e ndiente mungesën e tij. Çfarë pyetje ishte ajo? Po ç'thoshte puna e tij e re? Po ia merrte ndopak dorën gjimnazistëve, apo jo?

Ja ashtu, pak e nga pak. Po, më tepër sesa ai, ishin gjimnazistët ata që duhej t'ia merrnin dorën atij.

Pastaj Marta diç filloi të pyeste, por Hektori nuk duroi dot më dhe e pyeti për Nertilën. Mirë ishte? Mos ishte gjë e sëmurë?

E sëmurë? E përse duhet të ishte e sëmurë?

Epo... ja, ngaqë andej nga Hektori kishte rënë një si tip gripi i lehtë. Prandaj pyeste! Mos ishte gjë krim të pyesje për shëndetin e vajzës tënde?

Jo, krim nuk ishte vetëm se... Martës së si iu duk ajo pyetje, vetëm kaq. Nertila ishte si kokrra e mollës.

Oh, Haleluja! Kaq e vështirë qe për ta thënë?

Atë ditë, që ishte e treta në punën e re, Hektori, u vu në dijeni edhe për emrin e ri të tij.

– Mos u mërzit, – i shpjegoi Merjemja. – Këtu, gjimnazistët, e kanë zakon t'u vënë pseudonime mësuesve dhe punonjësve të tjerë të shkollës. E di si e thërrasin drejtorin? – Dhe pa pritur përgjigjen e Torit, që gjithsesi nuk i erdhi, tha: – Peniuais.

– *Peni*–çfarë?

Merjemja tregoi me kokë derën e së dytës E, e cila ndodhej në të djathtë të korridorit, pikërisht përpara shkallëve që të çonin në katin e dytë. – Nuk kam as idenë më të vogël, por çuni më ka thënë që është personazhi i një filmi horror. Një kloun, që vriste fëmijët a diçka e tillë.

– Po mua? Përse ma paskan vënë Rambo, xhanëm?

Merjemja qeshi. – E pse jo? Nuk je shumë i gjatë, je muskulor dhe... pa të ofenduar... – Dhe preku buzën me gishtat e dorës së djathtë.

Të ishte nga ata që shikonte filma, Tori nuk do ta kishte aspak të vështirë të kuptonte gjestin e pastrueses së shkollës, por, duke mos qenë kështu, nuk e kuptoi, por as kërkoi prej saj ndonjë shpjegim. Më mirë të pyeste kunatin e vet.

– Pastaj, – vazhdoi Merjemja, duke u munduar të mbulonte punën e buzës, – që kur ke ardhur, nuk ke lënë asnjë nxënës të hyjë jashtë orarit.

Tori as që i dëgjoi ato fjalë. Vuri buzën në gaz, duke përsëritur emrin e ri me vete. *Rambo*! Kush e di se kush ka qenë pagëzuesi, mendoi, por e dinte që nuk do ta gjente dot kurrë. E dinte shumë mirë, që në fund të gjithçkaje, dilte që ishin të gjithë pagëzues.

Puna e tij, në ditët në vazhdim, si Hektor, apo si Rambo, vazhdoi normalisht deri në orën e pushimit të madh, ku dëgjoi për herë të parë edhe fjalën aq të famshme: malok. Por nuk e vrau terezinë. Të qenët malësor e pranonte me gjithë shpirt dhe ishte normale. Ishte martuar me një malësore dhe kishte një vajzë malësore e në qoftë se ndonjë që s'ka as gjysmën e moshës së tij e thërriste malok, punë e madhe! Natën, do ta zinte gjumi me po të njëjtën lehtësi si edhe më parë.

Me të shtëpisë fliste përditë. Nertila ishte shumë mirë dhe ende nuk ishte sëmurur, falë zotit (ëndrra që kishte parë, ishte zbehur, por jo tretur plotësisht prej mendjes së tij). Edhe Marta ishte shumë mirë me shëndet dhe në çdo telefonatë, i kujtonte të shoqit që të bënte ç'ishte e mundur, në mënyrë që semestrin e dytë të shkollës, Nertila, ta vazhdonte në Limë. Në lidhje me këtë, nuk kishte asnjë problem. Transferimi i saj, nga njëra shkollë në tjetrën, ishte gjë e lehtë. Problemi ishte shtëpia, të cilën ende nuk e kishte gjetur. Kishte tre variante (dhe Landi po bënte të pamundurën për njërën prej tyre, që ishte në qendër dhe vetëm dy hapa larg tij, por që kërkonin më shumë seç e kishin xhepin ata), prej të cilëve nuk kishte marrë akoma një përgjigje. Marta të mos mërzitej; do t'i rregullonte gjërat shumë më shpejt seç e mendonte ajo. Por shumë më shpejt seç mendonte ai, gjërat do të fillonin t'i rrëshqisnin në mënyrë të rrufeshme.

Duke filluar nga normaliteti.

*

Të premten e ardhshme ishte data 13, kur Hektori pa njërin prej tyre të merrte fytyrën e vërtetë.

I kishin dhënë një shans, e kishin lajmëruar nëpërmjet ëndrrave, e kishin falur disa herë, por ai nuk kishte dashur t'ia dinte. Gjimnazistët e shëndoshë i kishin vënë edhe emrin Rambo dhe jo për shkak të buzës së shtrembër, por për shkak se ishte i rreptë, i *pakalueshëm,* një që "nuk don me ia dit". Me një fjalë, Rambo, i shkonte shumë mirë: edhe Zoti kishte mëshirë, kurse ai jo.

Gjatë javës së dytë, prej së hënës e deri atë të premte, të fundit të tij, ishte sjellë akoma edhe më keq. Të hënën, kishte kapur një prej tyre në korridor dhe, pa e zgjatur shumë, e kishte nxjerrë jashtë.

Ia kishin falur edhe asaj here, me shpresën se do të ndryshonte. Se do të kuptonte.

Por, Rambo, as që e kishte në mendje atë gjë. Të martën, pas pushimit të gjatë, kishte lënë jashtë tre nxënës. Themi vetëm tre, duke përjashtuar ata që ishin me *të vërtetë* me

vonesë. Por atë ditë, *Rafambofo*, e kishte mbyllur derën një minutë përpara rregullores. Anila, Klodi dhe Iliri, të cilët kishin dalë vetëm për të blerë nga një byrek, kishin mbetur jashtë. Më kot kishte thirrur Iliri, duke i kujtuar Rambos që ishin ende në kohë. Më kot kishte sharë Klodi e më kot kishte mbushur sytë me lot Nila: dera nuk ishte hapur më për 45 minuta. Tre maturantet e B–së, kishin humbur provimin e biologjisë.

E, megjithëkëtë, ia kishin falur edhe atë herë.

Por, kur të enjten, kishte lënë jashtë edhe Rebekën, e cila ishte një prej nxënëseve më të rregullta të shkollës, e shkëlqyer në të gjitha drejtimet, gjimnazistët e sëmurë u mblodhën dhe morën vendimin.

*Rafambofo dufuhefej efelefemifinufuafar*: Rambo duhej eliminuar. Por më parë, vendosën t'i jepnin edhe një shans të fundit. Erioni i së dytës B, u zgjodh për të dërguar mesazhin, duke qenë se ai kishte qenë edhe i pari që e kishte takuar.

Pavarësisht se ishte e premte, pavarësisht se ishte data 13, Hektori ishte në qiellin e shtatë. Pak pasi kishte ardhur në punë, e kishte marrë në telefon Landi dhe i kishte thënë që Sandri kishte pranuar. Mjafton të shkonin tek ai pasdite dhe kur të donte ai, Hektori, mund të fillonte të jetonte vetëm dy hapa larg kunatit të tij. Dy dhoma e kuzhinë, vetëm 21 milionë.

Fantastike. Kishte marrë në telefon Martën dhe ia kishte thënë menjëherë.

– Me pak fat, javën tjetër, do të jemi përsëri bashkë. Që të tre, – i kishte thënë, ndërsa ajo kishte filluar të qante.

Në punë, kishte marrë të qeraste kë të gjente përpara, por pa e tepruar: tek e fundit, edhe pse kunati i kishte thënë që ishte 200% e sigurt, si i thonë, po nuk e pe me sytë e tu, mos e beso. Por të mos bëhej merak, sepse do ta shikonte e do ta besonte. Atë pasdite nuk mund të shkonin dot, por do të iknin të shtunën, në qoftë se Landi do të arrinte të kthehej shpejt nga Tirana, ku do të shkonte për punë, së bashku me të shoqen. Në të kundërt, do të shkonin të dielën.

Por kur të vinte ajo ditë, Hektori, do të kishte harruar fare.

E dyta B ishte në katin e tretë dhe ishte një prej klasave të fundit që linte shkollën. Në përfundim të orës së gjashtë, Erioni, u rrethua prej shokëve të tij, që ai vetë kishte zgjedhur dhe zbriti shkallët ngadalë.

Hektor – Ramboja ishte në vendin e tij të zakonshëm, rreth pesë hapa larg derës, ku dhe u bënte vend nxënësve të dilnin dhe prej ku mund të kontrollonte pa problem hyrjen e ndonjë aventurieri, siç i quante ai. E pa Erionin dhe shokët e tij, ndërsa këta zbrisnin shkallën e fundit. Ishte duke parë jashtë derës së shkollës. Ishte përqendruar, pa ndonjë arsye të veçantë, tek trotuari jashtë derës së oborrit, por syri i njeriut, shikon në 180° dhe përpara se Erioni t'i dilte përpara syve, ai e pa. Ose më mirë të themi, *e vuri re* të afrohej.

E pa, ose *e vuri re* të afrohej dhe përpara se të kthente kokën plotësisht nga ajo anë, buzët iu hapën disa milimetra, por zëri iu bllokua thellë në folenë e vet; e pa, ose *e vuri re* dhe përpara se të gjendej sy me sy me të, sytë iu zgurdulluan dhe gati sa nuk iu varën mbi kraharor; e pa, ose *e vuri re* dhe ende pa përfunduar një frymëmarrje të plotë, zemra i protestoi me forcë dhe kafazi brenda të cilit ruhej, kërciti prej dhimbjes dhe gati sa nuk u ça në dysh; e pa, ose *e vuri re* dhe, një çast përpara se të gjendej ballë për ballë me atë grup nxënësish, gjunjët i transmetuan një mesazh të qartë e të pa kundërshtueshëm: *nëse nuk mbahesh tek kolona, e hëngre me kokë*.

Hektori nuk u mbajt tek kolona, e cila ishte vetëm një hap pas tij: praktikisht, ndërsa kthente tërësisht kokën andej nga syri i tij fotografonte atë... *gjë* – sepse vetëm emër nuk mund të kishte – u hodh mbrapsht, sikur dikush të kishte fluturuar një grusht drejt tij dhe ai

po mundohej ta shmangte. Përplasja e shpinës së tij me kolonën ishte e fortë, por ajo që i kishte zënë syri, ishte një qind herë më e fortë.

Mbi tufën e nxënësve që zbrisnin shkallët me shpejtësi – mbi kokat e tyre – zbriste me të njëjtin hap, një rrjetë e madhe merimange: ky ishte shpjegimi i parë, që i transmetoi truri. Një re gri, ishte i dyti. Një re gri, *si* një merimangë midis manaferrave anës një rruge, e mbuluar prej pluhurit të mijëra makinave, mbi të cilën, qëndronte ulur, si një mbretëreshë e madhe, një merimangë e zezë.

Kur Hektori u kthye plotësisht, nga tufa e nxënësve, reja/rrjeta e merimangës/merimanga, apo ajo që ishte, u zhduk; u thith e tëra, si një copë letre thithet prej një fshese me korrent.

Vetëm se rolin e fshesës me korrent, atë moment, e luajtën sytë e njërit prej atyre nxënësve. Atij që dhe paraprinte atë grup të vogël.

Hektori u ngjesh edhe më shumë pas kolonës, sikur të donte të hynte brenda saj. Ndjeu ftohtësinë e saj pas koke, ndërsa kishte harruar të merrte frymë. Tufa e vogël e gjimnazistëve ndaloi përpara tij. Ishin gjithsej shtatë, tre djem e katër vajza, por sytë e rojës së shkollës, u fiksuan mbi njërin prej tyre. U fiksuan, sikur sytë e tij të ishin prej hekuri dhe ato të prijësit të atij grupi të vogël, të ishin dy magnete të fuqishëm.

Hektori mbajti frymën.

Erioni përplasi qepallat e syve të tij bojë qielli.

Ngjyra e syve ndryshoi në të kuqe.

Hektori lëshoi frymën dhe për një çast, iu duk se nxori edhe shpirtin bashkë me të.

Erioni përplasi qepallat sërish.

Sytë e tij, nga të kuq, u kthyen në dy zare, që Hektorit i kujtuan globet e qelqtë, që shiten për Vitin e Ri. Nga ata që kur i shkund fort, të japin përshtypjen sikur brenda tyre bie dëborë. Ashtu u bënë edhe sytë e Erionit: dy zare gri, brenda të cilëve filluan të lëviznin flokë të rregullt dëbore.

Ata sy e thirrën: Hektori dëgjoi emrin e tij të plotë të vinte prej atyre syve jo njerëzorë. Nguli thonjtë në bojën blu të kolonës, duke u munduar më kot të mbante brenda dhëmbëve, zërin e tmerrit. E ndiente se nuk do të duronte dot më. Ndiente jehonën t'i ngrihej prej gjoksit, si një plumb pushke. Edhe pak e do të qëllonte me gjithë oktavët e tij të mundshëm.

Erioni vuri buzën në gaz dhe përpara syve të Rambos, goja e tij filloi të bëhej e rrumbullakët dhe dhëmbët filluan të shkriheshin në një substancë të zezë, e cila pikëloi mbi pllakat e bardha si katroma e shkrirë. E ndërsa lëkura e fytyrës së gjimnazistit filloi të tkurrej e të nxihej njëkohësisht, gishta të ftohtë i shtrënguan supin e majtë dhe Hektori humbi ndjenjat.

*

U rikthye në vete dhe s'e dinte ku ishte. Për të mund të kishin kaluar orë të tëra ashtu si dhe mund të kishte kaluar vetëm një minutë e vetme.

Në realitet kishin kaluar pesë minuta.

Hektori u ngrit prej çimentos me një dhimbje koke të tmerrshme dhe me ndjesinë sikur faqen e majtë e kishte në flakë. Iu kujtua Nertila në ëndrrën e tij dhe...

Sandri, mësuesi i matematikës, i kërkoi të falur për të qëlluarat, por Hektori as nuk i dëgjoi. Merjemja i kërkoi të falur që e kishte trembur aq shumë. Hektori e pa me vëmendje, vuri re edhe sytë e skuqur të saj, me siguri prej lotëve, por nuk foli. Piu ujin që i ofroi drejtori dhe u ngrit ngadalë. Hodhi sytë përreth, por në korridor nuk kishte asnjë njeri tjetër përveç atyre të katërve dhe dera e jashtme e shkollës ishte e mbyllur.

Drejtori kërkoi të dinte se çfarë kishte ndodhur. Mos Hektori kishte ndonjë problem me shëndetin?

Hektori s'po dinte të përgjigjej. Për një çast, i doli përpara syve pamja që kishte parë pak më parë dhe ndjeu se gjunjët do ta tradhtonin sërish, por e mbajti veten. Iu kujtua prekja në sup dhe mishi iu rrëqeth, ndërkohë që një rrymë e ftohtë e përshkoi kokë e këmbë.

Drejtori kërkoi sërish të dinte se çfarë kishte ndodhur, por të njëjtën gjë donte të dinte edhe vetë Tori. – Çfarë dreqin ishte? – tha.

– Çfarë ishte çfarë? – ia ktheu Sandri.

Tori tundi kokën i hutuar. Merjemja iu afrua dhe i hodhi dorën në sup.

– Ndodhi shumë shpejt, – filloi të tregonte ajo. – Në një minutë. Unë vija nga banjat. Të pashë që ishe i qetë, duke parë në oborr, kur, në një çast, u rrase pas shtyllës, sikur të të kishin vënë një pistoletë përpara syve. Të thirra në emër, por ti nuk më dëgjove. Vazhdoje të shikoje në drejtim të shkallëve i hutuar, ndërkohë që shtrëngoje shtyllën e betonit nga pas. – Heshti një moment dhe mori frymë thellë. – Ishe i frikësuar, – tha pastaj me zë të ulët, si në faj. – Unë të thirra sërish, por ti hiç. Nuk e di... t'u afrova... të thirra sërish e të vura dorën në sup. Pastaj ti...

– Mos nuk je mirë? – pyeti Sandri sërish. – Je krejtësisht i zverdhur në fytyrë.

Hektori tundi kokën në shenjë mohimi, pastaj, sikur të ndryshonte mendje, e tundi në shenjë pohimi.

– Mirë, – ndërhyri drejtori. – Është mirë të ikësh në shtëpi tani.

Hektori nuk pati asnjë kundërshtim.

*

Atë mbrëmje, Hektori darkoi pa thënë as edhe një fjalë. Kur mbaroi, shkoi drejt e në dhomën e tij. U ul pranë dritares dhe thirri veten në konsultim.

Çfarë kishte qenë? Çfarë *dreqin* kishte qenë ishte ajo që kishte parë? Mbi të gjitha: çfarë kishte parë? Iu kujtuan fjalët e Merjemjes. Ajo nuk kishte parë gjë. Përndryshe do ta kishte përmendur në tregimin e saj, apo jo?

Me siguri e kam imagjinuar.

Me siguri që e kishte imagjinuar? Vetëm se nuk quhet imagjinatë ajo, oh jo. Quhet ëndërrim, ëndërrim me sy hapur. Ose...

*Lajthitje*.

Jo, jo. Ndoshta jo gjer në atë pikë, por...

*Por aty afër*.

Qëndroi ashtu pranë dritares derisa sahati i qytetit ra dymbëdhjetë herë. Pastaj u shtri në krevat me qëllim të flinte pak. Të nesërmen nuk do të shkonte në punë, ishte e shtunë, por gjithsesi ndiente nevojën për t'u qetësuar. Qëndroi zgjuar, duke u rrotulluar sa majtas e sa djathtas, deri në pesë të mëngjesit. Nuk arrinte të qetësonte veten se gjithë sa i kishte ndodhur në shkollë, ishte për shkak të tensionit që mbarte situata e tij familjare. Dreqi e marrtë, ishte larg shtëpisë dhe e ndjente shumë mungesën e gruas dhe vajzës së tij.

Nuk arrinte ta qetësonte veten, sepse një pjesë e tij, besonte atë që ishte e pabesueshme: që gjithçka që kishte parë, kishte qenë e vërtetë. Kishte qenë reale dhe të hënën, kur të kthehej në punë, do ta shikonte përsëri. Kurse pjesa tjetër mundohej ta bindte se nuk kishte parë asgjë dhe se gjithçka kishte qenë fryt i imagjinatës.

E ndërsa vetja e tij grindej me vetveten, e zuri gjumi.

Ëndërroi.

Në ëndrrën e tij ishte e hënë. Ai kishte shkuar në shkollë, por jo për të punuar (drejtori i kishte dhënë tre ditë leje), por për të kontrolluar. Ishte ulur tek lokali përballë gjimnazit (atje

ku ishte ulur ditën e parë) dhe priste ardhjen e gjimnazistëve, të cilët filluan të mbushnin oborrin e shkollës vetëm pas orës shtatë e gjysmë. Me filxhanin e kafesë dhe me dopion e rakisë së pirë përgjysmë, përqendrohej tek gjimnazistët të veshur me kostum xhins e me atlete sportive e që në dorë kishin vetëm një fletore të mbledhur tub. Nuk priste që t'i shikonte përpara orës tetë e, megjithatë, diçka i thoshte se duhet të shikonte me kujdes.

Dhe ai shikonte.

Dhe ja, përpara se ora të shkonte tetë, shikonte njërin prej tyre të hynte në oborr e të ulej në një prej stolave të hekurt. Ishte djali që ditën e parë të ardhjes së tij në shkollë, kur ai ishte akoma "roja i ardhshëm", i kishte kërkuar të shkonte në banjë. Hektori shikonte orën: ishte tetë pa një çerek. Thoshte me vete: *Aha, me sa duket e paska mësuar mësimin.*

Pastaj hidhte sytë midis tufave të shumta të nxënësve. Midis tyre dallonte vajzën – mjeke dhe djalin – mjek, ata të cilët kishin ndryshuar fytyrën në një prej maktheve të tij. Midis tufave të nxënësve, Hektori dallonte edhe gjithë gjimnazistët e tjerë, të cilët i kishte lënë jashtë dyerve gjatë gjithë asaj jave.

Po si kishte mundësi që sot ishin të gjithë në kohë?

Apo kanë qenë gjithmonë kohë?

Në vend që të përgjigjej, kthente gjithë rakinë që i kishte mbetur në gotë dhe porosiste një tjetër. Kamerieri ia sillte sa hap e mbyll sytë dhe ai pinte një gllënjkë, si për të provuar nëse ishte marrë nga e njëjta shishe, apo jo.

Atë çast, djali – mjek dhe vajza – mjeke shkëputeshin prej tufës së nxënësve. Me ta ishin edhe dy vajza të tjera. Ato nuk ishin veshur me kostum xhins dhe nuk mbathnin atlete sportive dhe në sup hidhnin nga një çantë me rripa. Asnjë fletore të mbledhur tub në duar. Hektori i ndiqte me sy dhe i shihte teksa largoheshin prej oborrit të shkollës. Ishin duke shkuar mbrapa shkollës.

Hektori kthente të gjithë rakinë e mbetur me një frymë. Çfarë donin mbrapa shkollës? Ai s'kishte qenë kurrë mbrapa shkollës dhe s'kishte parë ndonjëherë se çfarë kishte aty, megjithatë, duke qenë se ishte një ëndërr, e *dinte* se çfarë kishte atje: një bunker, i cili qe ideuar të funksiononte si vendstrehim në rast sulmi prej shovinistëve.

*Po çfarë donin atje? Pikërisht tani që edhe pak e fillonte mësimi?!*

Nuk gjente kohë të mendonte një përgjigje për atë pyetje, sepse sytë i shikonin se si nxënës të tjerë fillonin të ndiqnin nga pas katërshen e parë. Vetëm se këta të tjerët ishin të gjithë të veshur me kostume xhins e me atlete sportive. E prej sqetullës u dilte fletorja tub.

Hektori mendonte të ngrihej prej tavolinës e të shkonte pas gjimnazistëve, por nuk e bënte. Sikur një forcë e padukshme e mbante të lidhur aty. Dy herë u përpoq të ngrihej, por gjunjët nuk i bindeshin të përthyheshin.

*Duhet të iki*, thoshte në ëndërr. *Duhet të iki. Duhet të shikoj se çfarë po bëjnë.* Dhe përplaste duart në tavolinë. Gota e rakisë dhe filxhani i kafesë, që të dy bosh, rrokulliseshin dhe binin përdhè.

Atëherë, dikush fliste pas kurrizit të tij: *Unë të këshilloj të mos shkosh, Hektor.*

Hektori pushonte së luftuari me tavolinën dhe me këmbët e tij dhe kthente kokën pas. Sytë i fillonin të lotonin. *Çfarë?*

Ai që kishte folur ishte pronari i lokalit. Nuk shikonte Torin, por gjimnazin. Pa ndërruar pozicion, thoshte: *Unë të këshilloj të mos i ndjekësh. Ata janë të rrezikshëm.*

*Pse? I njeh ti ata?*

*Sigurisht që i njoh. I shoh çdo mëngjes.*

*Çdo mëngjes?*

*Po, çdo mëngjes. Çdo mëngjes ata çojnë një ose dy, ka raste edhe tre a katër nxënës mbas shkolle dhe...*

*Dhe çfarë? Çfarë u bëjnë?*

*Këtë nuk e di.* Pronari i lokalit psherëtinte. Dhe nuk dua ta di. *Por nëse ti ke dëshirë të shohësh, shko. Por unë nuk ta këshilloj në asnjë mënyrë.*

Pastaj pronari i lokalit i kthente kurrizin dhe futej brenda, kurse ai, pa e kuptuar as vetë, ndjente këmbët t'i lëviznin si të ishte një buratin. Një çast më vonë, e gjeti veten në rrugë, duke iu drejtuar shkollës me vrap. Kur arrinte në oborrin e saj, shikonte se si ai ishte plot e përplot me nxënës, por asnjëri prej tyre nuk i vinte veshin. Ishte në një ëndërr, prandaj! Ishte në ëndrrën e tij. Ata nuk mund ta shikonin. Vetëm ai mund ti shikonte.

Me përjashtim të një gjimnazisti të vetëm.

Hektori hidhte hapat drejt tij. Gjimnazisti hidhte këmbët drejt Hektorit. E ndërsa i afroheshin njëri – tjetrit, Hektori dallonte tek ai gjimnazist me kostum xhins e me atlete sportive e me një fletore të mbledhur tub në dorë, djalin, i cili ishte përgjegjësi kryesor që drejtori i kishte dhënë tre ditë pushim. Kur i afroheshin njëri – tjetrit, djali i zgjaste dorën. Instinktivisht, Hektori ia shtrëngonte.

*Nëse do, mund të bëjmë paqe dhe ti nuk do të shqetësohesh më me këto gjëra.*

*Cilat gjëra?*

*Ne.*

Hektori ulte sytë tek duart e tyre që vazhdonin të shtrëngoheshin: *Ju?!*

Djali pohonte me kokë. *Ky është paralajmërimi ynë i fundit, Rambo. Ne vijmë nga një vend shumë i largët. Jemi këtu në paqe dhe thjesht sepse duam të mësojmë prej jush.*

Hektori hapte gojën dhe e mbyllte menjëherë. E hapte përsëri. E mbyllte përsëri.

*Ne vijmë gjithmonë me vonesë orën e parë, sepse ajo përkon edhe me orën e mbledhjes së informacioneve që na nevojiten.*

Goja e Hektorit imitonte edhe një herë tjetër gojën e një peshku.

*Prandaj dhe ne kërkojmë të bashkëpunojmë me ty. Ne duam paqen, mbaje mend. Nëse vazhdojmë të humbim orën e parë, del që në fund të vitit të përjashtohemi për shkak të mungesave. Kjo do të thotë që mundësia jonë për të mbledhur informacione të komprometohet seriozisht dhe kjo do ishte e patolerueshme. Atëherë, si thua, do na ndihmosh?*

*Unë... unë...*

*Nëse nuk na ndihmon dhe sillesh siç u soll roja i mëparshëm, ai që ishte para teje...*

Përpara se Hektori të mund të thoshte qoftë edhe një fjalë, fytyra e djalit fillonte të shndërrohej. Lëkura i tërhiqej dhe tre rrudha të mëdha i krijoheshin në secilën prej faqeve, sytë i rrumbullakoseshin në dy vrima të zeza, balli i ngrihej lart, duke zëvendësuar flokët e verdhë të tij me një kreshtë të zezë, e cila iu var pas koke, si bishti i një kali. Prej veshëve iu zgjatën dy antena të gjata, si tentakula oktapodi dhe prej hundëve shfryu një tym i zi, i cili u ngjit dhe zuri vend sipër kokës së tij. Pastaj, tymi qartësohej dhe Hektori shikonte (diçka që në një farë mënyre e priste) një rrjetë merimange. Rrjeta fillonte të hapej. Të zgjerohej. Të ngrihej. Të rritej.

Hektori fillonte të bërtiste dhe një çast më vonë, ia jepte vrapit me gjithë fuqitë e moshës. Djaloshi nuk vihej në ndjekje të tij.

Vihej rrjeta e merimangës.

Hektori vraponte përmes qytetit dhe merimanga e ndiqte nga lart, si një re e madhe. Hektori vraponte dhe në çdo hap që hidhte, i thoshte vetes se kishte diçka që nuk shkonte atë ditë. Por vetëm kur mbërrinte në qendër të qytetit, arrinte të kuptonte çfarë: Qyteti ishte i

shkretë. As edhe një frymë e gjallë, përveç tij. Dhe rrjetës së merimangës, e cila tashmë ishte shtrirë në të katër anët e horizontit. Atëherë Hektori ndalte vrapin. E kuptonte se nuk kishte më asnjë shpëtim. Atë çast, dëgjohej një gomim i mbytur dhe, në çast, fillonte shiu.

Një shi merimangash të vogla. Të zeza si qymyri.

Në momentin e parë, kur hapi sytë, nuk arriti ta kuptonte në u zgjua sepse ra prej krevatit, apo prej ulërimës. Por duke qenë një gjë pa rëndësi, nuk mendoi më. U ngrit dhe u ul ndenjur. Ishte i gjithi në djersë. Mblodhi mbulesat e hedhura në fund të këmbëve dhe u shtri përsëri. E dinte që nuk do të flinte më dhe nuk mori as mundimin më të vogël për të bërë një gjë të atillë. Qëndroi ashtu, shtrirë, gjersa piktorët e padukshëm ngjyrosën botën me ngjyrat e mëngjesit.

Ndjeu zilen e orës, që ishte vënë për të zgjuar kunatin dhe gruan e tij. I ndjeu të ngriheshin dhe të visheshin. I dëgjoi të qeshnin e të bënin shaka me njëri – tjetrin në korridor dhe një mall për familjen e vet i mbyti makthin e natës për një moment. Pastaj i dëgjoi të flisnin edhe pak për të: të shqetësoheshin se mos e zgjonin prej gjumit. I ndjeu të dilnin. Dëgjoi rrotullimin e çelësit në bravë. Por, prej krevatit, u ngrit vetëm kur dëgjoi zhurmën e makinës tek dilte prej garazhit dhe largohej me shpejtësi drejt Tiranës.

Gjëja e parë që bëri, ishte vënia e një kafeje. Megjithëse ora nuk kishte shkuar akoma shtatë, kishte dëshirë të pinte një kafe. Një kafe të fortë, me shpresën që të mbyste sado pak dhimbjen e kokës. Ndërsa la kafenë të ziente, mendoi të përfitonte duke shkuar në banjë. Lau sytë dhe kur u pa në pasqyrë, për një moment, sikur nuk e njohu veten. Pa sytë e skuqur e të fryrë dhe vijat e kuqe të jastëkut në faqen e majtë dhe psherëtiu. Për të panumërueshmen herë, i erdhi në mendje kujtimi më i fundit i punës së tij të re. Përpara syve i doli djali biond dhe sytë e tij që ndryshonin ngjyrë.

Kur u kthye në kuzhinë, kafeja ishte gati. E hodhi në filxhan dhe u ul në një prej kolltukëve. Me sytë mbyllur, piu gllënjkën e parë dhe për të parën herë pas gjashtë vjetësh që e kishte lënë, i shkoi mendja tek një cigare. I shkoi mendja tek rrathët që bënte me tymin e saj. Dhe, prej rrathëve të tymit të cigares, mendja i shkoi edhe tek reja e madhe gri e merimangës dhe mornica të ftohta i përshkuan trupin kokë e këmbë.

Ngriti filxhanin e kafesë për një gllënjkë të dytë dhe dora iu ndal në lartësinë e kraharorit: në filxhanin e kafesë, mbi shkumën e kafesë, notonte qetësisht një merimangë e zezë.

Flakjen tej të filxhanit, me gjithë pjatë, Hektori e shoqëroi me një të bërtitur, e cila i dha fund gjendjes së tij të përgjumur. Brofi në këmbë dhe, me gjunjët që filluan t'i dridheshin, u ngrit me të dyja këmbët në kolltuk.

Një hije e zezë lëvizi pas shpinës së tij.

Zemra e Hektorit kërceu fuqishëm në kraharor dhe ai për pak nuk ra me kokë prej kolltukut. Por arriti të mbante ekuilibrin dhe, kur vuri këmbët në tapet, mundi edhe të zgjidhte mirë vendin që të mos shkelte copat e filxhanit të thyer.

Çfarë ishte ajo hije? Të ishte kthyer Ladi me të shoqen? Kishin harruar ndonjë gjë dhe ishin kthyer për ta marrë? Por ai s'kishte dëgjuar zhurmë makine poshtë. S'kishte dëgjuar as zhurmën e çelësit të rrotullohej në bravë. E as derën të hapej.

Me duart që i dridheshin më të njëjtin ritëm të zemrës, Hektori rrëmbeu tavllën e duhanit prej tavolinës pranë tij. Mëshoi fort gishtat e tij rreth ftohtësisë prej porcelani derisa majat e gishtave iu bënë të bardhë.

Në korridor nuk pipëtinte as miza.

Por Hektori hezitoi të hidhte qoftë edhe një hap të vetëm. Çfarëdo që ta kishte bërë atë hije, mund të ishte ende aty, duke u fshehur mbas murit, më se i vetëdijshëm që ai ishte duke mbajtur vesh.

Çfarë të bënte?

Ndoshta duhej të thoshte diçka.

– Hej, – bërtiti atëherë.

E vetmja përgjigje që mori, ishte zëri i tij që përplasej mureve të shtëpisë.

– Hej, – thirri sërish, duke marrë të njëjtën përgjigje.

*Thjesht të kanë bërë sytë.*

Me siguri që ashtu ishte.

Por mund edhe të mos ishte ashtu. Mundej që dikush të kishte hyrë me të vërtetë në shtëpi.

*E nga?*

Kjo ishte për t'u kontrolluar.

*Tani po bëhesh me të vërtetë kalama, e di?*

Hektori i mbylli grykën atij mendimi. Qëndroi ashtu, me tavllën e duhanit në lartësinë e kokës edhe për disa sekonda të tëra, ndoshta për një minutë të tërë, ndoshta dhjetë, e kush mund ta thoshte! Pastaj filloi të qetësohej disi. E ndjeu tek zemra që filloi të normalizonte rrahjet e saj, e ndjeu tek gishtat që filluan të lironin pak presionin që ushtronin mbi armën e tij. Pak më pas, e uli krahun fare. I ishte mpirë. La tavllën në vendin e vet dhe qëndroi për disa minuta të tjera ulur në divan, duke masazhuar krahun e mpirë. Pastaj filloi të pastronte tapetin. Mblodhi me kujdes copat e filxhanit të thyer dhe u bë gati të shkonte të merrte një leckë të lagur.

*Po merimanga*? e ndaloi mendja.

Po pra! Po merimanga ku ishte? Apo i kishin bërë sytë edhe për atë?

*Jo, kjo s'ishte e mundur! Atë e pashë shumë mirë. Ishte mu këtu, para syve të mi. Për pak gjesh e kollofita me gjithë kafe.*

Ku ishte atëherë?

Pasi pastroi mirë e mirë me një pecetë të lagur, ndezi televizorin dhe u shtri në kolltukun e madh. Mendoi të flinte sërish, por sapo mbështeti kokën në krahun e kolltukut (kishte përtuar të shkonte gjer në dhomë për të marrë një jastëk) i erdhi një ide. U ngrit të ulej në kolltuk dhe ideja iu duk shumë e mirë. Pa orën, u ngrit në këmbë dhe duke vështruar televizorin, pa parë se çfarë po transmetonte, ideja iu duk gjeniale. Shkoi në dhomë dhe filloi të vishej dhe kur mbaroi e doli në korridor, ideja iu duk super–fantastike.

*

Ideja e tij ishte kjo: të shkonte tek lokali përballë gjimnazit (ashtu si në ëndërr) dhe të priste ardhjen e gjimnazistëve në shkollë, me qëllim që të vëzhgonte gjimnazistët *e tij*... ata që kishin filluar t'i popullonin ëndrrat. Ata që drejtori i quante të sëmurë...

Por, nuk i erdhi në mendje që po bënte çfarë kishte bërë edhe në ëndërr dhe që atë ditë ishte e shtunë dhe nuk kishte mësim.

Kështu që shkoi tek lokali dhe u ul pranë xhamit të errët dhe porositi një kafe e një dopio raki dëllinje. Ideja e tij vazhdonte t'i dukej gjeniale... super–fantastike... gjersa Tiku i solli porosinë.

– Çne kaq shpejt sot, mo Tori? – e pyeti ai, duke ulur tabakanë mbi tavolinë.

– Shpejt?  Në fakt unë do thosha vonë.

– Mendova se të shtunën ju rojet s'vinit fare, – ia ktheu pronari i lokalit, duke iu drejtuar banakut.

Hektori kafshoi buzën e poshtme dhe për pak sa nuk qëlloi tavolinën me grusht, por e mbajti veten. Nuk donte që të thyente ato që ishin mbi të.

T'ëmën e s'ëmës, sa idiot ishte që nuk u kujtua se sot s'kishte mësim! Po s'kishte faj ai jo, fajin e kishin ata bijtë e kurvave që po e luanin mendsh! Do t'i shqyente! Bënte vaki që ndonjë prej tyre i dilte përpara sot, do t'ia këndonte mirë kollofruthin. Le pastaj të hënën, kur të shkonte të shkollë. Vetëm në mos i ardhtë ndonjëri me vonesë! Tani e kishte më se të qartë, ai palaçoja që e kishte trembur dje në shkollë, nuk kishte bërë asgjë tjetër veçse kishte vënë një maskë në fytyrë dhe...

Një maskë në fytyrë?!?!... Po rrjeta e merimangës mbi kokën e tij? Po sytë e tij që vazhdonin të ndryshonin ngjyrë? Po...

Hektori i hoqi korrentin atij zëri. Ktheu një gllënjkë të mirë rakie (ashtu siç kishte bërë në ëndërr) dhe... ja tek iu kujtua ëndrra! Hodhi sytë nga gjimnazi. Oborri ishte i shkretë. Filloi të shikonte cepin e tij dhe një ide i trokiti në paradhomën e trurit. Hektori i hapi derën dhe e futi brenda, i dha një gllënjkë të mirë kafeje dhe pastaj e ftoi të ulej në mu në mes të dhomës, ku dhe i ofroi gotën e rakisë. Ideja e piu të gjithën dhe ndrojtja iu fashit, mori guxim dhe u shtri sa gjatë e gjerë.

Një çast më vonë Hektori doli prej lokalit dhe iu drejtua gjimnazit.

*Ti je duke ëndërruar përsëri*, i ushtoi një zë në kokë dhe Hektori ndali këmbët sikur të ishte përplasur me një mur të padukshëm. Të ishte e vërtetë vallë? Të ishte me të vërtetë duke fjetur e duke parë një ëndërr?

Po, po. Të jesh i sigurt, je në divanin e kuzhinës dhe je duke fjetur.

Hektori ngriti dorën e majtë dhe me gishtat e saj, pickoi parakrahun e djathtë. – T'ëmën! – shau me zë dhe fërkoi vendin ku ishte pickuar.

Kjo s'do të thotë asgjë: ti je ende duke ëndërruar. Mbaje mend kur të dalë kështu!

Hektori u bë gati për të protestuar përsëri, por, pikërisht atë moment, një bori makine i shurdhoi veshët dhe instinktivisht, këmbët e tij u vunë në lëvizje.

– Ej, idiot dreqi! – ushtoi zëri i trashë i një burri. – Nuk e di që janë shpikur trotuaret?

Hektori ngriti dorën dhe vazhdoi drejt gjimnazit. Një buzëqeshje i mbiu tani në fytyrë: sepse sapo kishte marrë konfirmimin se nuk ishte shtrirë në divanin e shtëpisë së kunatit dhe si rrjedhim, nuk ishte duke ëndërruar. Por sapo kaloi kangjellat dhe ideja që ai kishte ulur në mes të dhomës së trurit, lëvizi për të treguar prezencën e saj, buzëqeshja iu step prapa: frika bëri një hap përpara.

Sepse ideja e tij ishte të shkonte *mbrapa* gjimnazit.

Arriti cepin e shkollës. I mjaftonte vetëm një hap që të dilte në anën jugore, e cila ishte e mbushur me pisha të larta (majat e të cilave kush e di se ku ishin hedhur apo djegur, pasi kishin zbukuruar cepat e kush e di se kujt shtëpie gjatë festave të vitit të ri). Llogaritjet e tij të çastit i thanë se kishte për të bërë rreth dhjetë – pesëmbëdhjetë metra deri sa të arrinte cepin tjetër të shkollës dhe pjesën e pasme të saj. Ktheu kokën dhe hodhi sytë nga rruga. Ata pak kalimtarë që ishin duke kaluar atë çast, nuk e përfillnin fare dhe rojës së gjimnazit të tyre, nuk i erdhi aspak keq. Ishte pikërisht ajo që donte, ato momente: të mos përfillej.

Urdhëroi kështu këmbët të ndiqnin njëra – tjetrën në bordurën e gjerë prej çimentoje, me kokën e kthyer pas, në ruajtje të ndonjë kureshtari të padëshiruar dhe vetëm kur rrotulloi kokën për në vendin e vet, pa se çfarë e priste në atë anë të shkollës. Nuk kishte nevojë të urdhëronte këmbët të ndaleshin dhe, në të vërtetë, as që e mori aspak atë mundim: ato u ngjitën vetë mbas çimentos, sikur dikush të kishte hedhur aty një kovë me super ngjitës universal.

Vetëm katër hapa përpara tij, qëndronte një tufë... gjimnazistësh, ishte fjala që preu e para shiritin në mendjen e tij. Pastaj erdhën me radhë: qeniesh, kafshësh, *alienësh*... kurse emërtimet e tjera as që i dëgjoi më.

Pastaj, ç'rëndësi kishte më?

Ata ishin të gjithë lakuriq. Gjëja e parë që të binte në sy ishin trupat e tyre. Ishin normalë, as të gjatë e as të shkurtër, por ishin si steka bilardosh. Ishin të gjithë të dobët, sikur të mos hanin prej javësh të tëra. Lëkura që u mbulonte ato pak mishra kishte ngjyrën e naftës së derdhur mbi një asfalt të lagur, por ishte e shkëlqyeshme... dhe ishte transparente. Përmes tyre, Hektori arrinte të shikonte gjithë organet e brendshme të tyre.

Pastaj sytë e tij u përqendruan tek organet e *jashtme* të tyre.

Nuk kishin organe gjenitale dhe nuk kishin asgjë tjetër në vend të tyre, përveç se një njolle të zezë. Atje ku duhej të ishin kokat e tyre, kishte një lëmsh të rrumbullakët, që, në krahasim me stekat e bilardos, dukeshin si tullumbacja me spangon. Nuk kishin sy, nuk kishin as hundë: nuk kishin asgjë. Ishin thjesht lëmshe, në të cilat nuk kishte asgjë që të mund ta quaje shqisë, apo qoftë edhe diçka të ngjashme. Kishte vetëm disa flluska të vogla, që fryheshin dhe pastaj çaheshin, pikërisht në çastin që flluska të tjera krijoheshin.

Në fillim, Hektorit, iu duk se *gjëra* lëviznin *brenda* kokës (për të ato lëmshe ishin kokat dhe s'kishte dyshim), por pastaj vuri re se *gjërat* lëviznin *jashtë*. E në po të njëjtin çast, vuri re edhe gjërat: një numër të paimagjinueshëm krimbash të zinj, me një kokë trekëndëshe, jo më të madh sesa thoi i gishtit të vogël të dorës dhe sy të vegjël, të kuq, si dita e televizorit të fikur, por të pashkëputur prej korrentit. Ata ishin edhe prodhuesit e flluskave të vogla, që aq shumë u ngjanin flluskave të pështymës. Krimbat e zinj lëviznin mbi njëri – tjetrin, rrotulloheshin dhe ngatërroheshin me njëri – tjetrin, humbnin në thellësi të tufës për të dalë më pas në një tjetër vend të lëmshit dhe, gjithë këto, kishin për kolonë zanore zhubrosjen e një letre me lustër.

Hektori bëri një hap mbrapa. Një ulërimë filloi t'i ngjitej me prej gryke. Me dorën e majtë u mundua të mbahej tek muri i palyer i shkollës, por ishte sikur edhe vetë gjimnazi do të shembej nga çasti në çast e do ta zinte poshtë.

*Që*, mendoi Tori aty për aty, *nuk do të bënte aspak keq*.

Ulërima e parë i dështoi. Pikërisht në çastin e fundit, u kthye në një rënkim të mbytur, sikur ta mbante dikush prej fyti. Pastaj, në tentativën e dytë, në vend të ulërimës, Hektori nxori jashtë gjithçka që kishte ngrënë dhe pirë ditën e fundit.

Dhe stekat e bilardos filluan të zgjasnin duart drejt tij, të kërkonin flokët e tij, që ta kapnin e ta tërhiqnin mes tyre. Hektori u tërhoq mbrapa, por këmba e djathtë u tregua më e ngadaltë se motra e saj dhe ai u gjend përdhè, mbi të vjellët e tij. Duart iu përlyen me fasulet e mbrëmjes dhe me kafen e mëngjesit. Ai u mundua të ngrihej, por dora i rrëshqiti dhe ai ra sërish e koka iu përplas pas murit të shkollës. Kishte frikë të ngrite sytë e të shikonte *Ata*, që tashmë ishim akoma edhe më afër. Vetëm një gjë duhej të bënte e duhej ta bënte sa më shpejt që të qe e mundur, nëse donte të dilte gjallë që aty. Me të ndier veten të mbështetur mbi tabanët e këmbëve të tij, duhej t'ia mbathte andej nga do t'i shikonin sytë. Po të ndalej qoftë edhe një sekondë të vetme e të kthente kokën mbas, ishte i mbaruar. Çfarëdo që të ishin ata, gjimnazistë (të sëmurë), apo kafshë, apo *alienë*, apo dreq e shejtanë, tani ishin vetëm një hap larg tij, gishtat e tyre të zinj i tundshin vetëm një centimetër larg flokëve. Nëse ai kthehej për të parë, ata do ta zinin... do ta zinin... do ta zinin...

Por ai *duhej* të shikonte. Vetëm një vështrim të shpejtë. Një vështrim të fundit atij tmerri. A nuk kishte ardhur gjer aty pikërisht për këtë gjë? Për të qenë i sigurt. Për të mos pyetur veten më vonë në krevat, nëse kishte parë diçka apo jo dhe nëse po, çfarë kishte parë.

Duhet të bënte vetëm disa hapa përpara... andej nga do t'i shikonin sytë... do të ndalonte dhe do të kthente kokën pas për të parë dhe...

Hektori nguli thonjtë në murin e pistë dhe, duke mbledhur gjithë forcat që i kishin mbetur, u çua këmbë. Këmbët i rrëshqitën përsëri, por ai mundi ta mbante, gjithsesi, ekuilibrin dhe arriti të bënte disa hapa larg, drejt atij që tashmë shfaqej si cepi i shpëtimit. Dhe ktheu kokën.

Ajo që pa, e përplasi mbas murit të shkollës dhe e gozhdoi aty, me zemrën që i kërkoi t'i shkulej prej kafazit të kraharorit dhe mendjes që mundohej të refuzonte në mënyrë kategorike atë që i shihnin sytë.

Ajo që pa, vendosi, në një farë mënyre, gjithçka që do të ndodhte të hënën.

Lëmshet e krimbave nuk ishin më të rrumbullakët. Tashmë forma e tyre ishte e parregullt dhe vazhdonte të ndryshonte çdo çast. Krimbat kishin ndaluar së ardhuri rreth e përqark njëri – tjetrit: tani zbrisnin nëpër trup. Porsi një ushtri e komanduar prej një prijësi, ata braktisnin lëmshet dhe prej qafave, zbrisnin mbi gjokse, e prej gjokseve mbi krahë e pastaj mbi këmbë e pastaj, kudo. Ekzistonte një e çarë poshtë çdo sqetulle dhe një pjesë e mirë e krimbave futeshin aty brenda. Pjesa tjetër e tyre zbriste poshtë dhe shëtiste mbi çdo centimetër të trupave të tyre, për të humbur pastaj brenda të çarave të tjera. Kokat e tyre morën dalëngadalë pamjen e kokave të zakonshme të njerëzve, sipërfaqja e lëvizshme prej krimbash filloi t'i linte vendin një shtrese, që në fillim ishte e bardhë dhe shqisat e fytyrës filluan të zbuloheshin një e nga një. Diku një sy, diku një hundë me majë, diku një faqe dhe një vesh, në të cilin varej një vëth dosido, diku një ballë i gjerë e, diku, një cullufe flokësh e elektrizuar ngrihej përpjetë.

Nuk mund të thoshte se sa kohë kaloi. Kur të kthehej në shtëpi, Hektori, nuk do mund të shpjegonte as thonjtë e copëtuar të gishtërinjve: as që do e mbante mend se gjatë gjithë kohës nuk kishte bërë gjë tjetër veçse kishte gërvishtur murin e shkollës, ndërkohë që, përpara tij, masa e krimbave zbulonin fytyrat njerëzore të atyre qenieve dhe, duke hyrë në të çarat e trupave të tyre, bënin që stekat e bilardove të transformoheshin në trungje lisash.

Midis fytyrave që filluan të dilnin në dritë, Hektori dalloi vajzën, e cila e kishte kërcënuar

(në ëndërr, apo në realitet?)

se nëse nuk do të sillej mirë, do të përfundonte si Jetmiri. Dalloi vajzën – mjeke dhe djalin – mjek, të cilët e kishin trembur aq shumë

(në ëndërr, apo në realitet?)

megjithëse krimbat kishin braktisur vetëm gjysmën e fytyrës së tyre. Dalloi edhe djalin që kishte ndryshuar

(në realitet në realitet në realitet në realitet)

formën e fytyrës tek shkallët e katit të parë. Koka e tij ishte e vetmja që ishte liruar plotësisht prej krimbave dhe flokët e verdhë i qëndronin përpjetë si iriqë.

Ishin *Ata*.

Gjithë gjimnazistët që ai kishte lënë jashtë orën e parë ishin aty, në atë spektakël tmerri. Dhe kishin dalë aty për të mos e lejuar që t'i afrohej bunkerit.

Por psenë, Hektori do ta kërkonte vetëm disa orë më vonë.

Aty për aty, ajo pjesë e tij që qysh në fillim i kishte kundërshtuar vendimin për të ndaluar e për të parë akoma, u bë e gjallë: po të rrinte edhe më aty e të priste që ata të shndërroheshin plotësisht, nuk do të kishte më shpëtim, ata do ta kapnin e do ta merrnin me vete kush e di se ku as Zot nuk e dinte se çfarë do t'i bënin pastaj.

Sepse ata ishin të sëmurë.

Me gjunjët, që nga momenti në moment bëheshin akoma edhe më pak të besueshëm se mund të mbanin peshën e tij, Hektori, ktheu majat nga thembrat dhe ia dha vrapit tamam si edhe në ëndrrën që e kishte çuar aty: me gjithë fuqinë e moshës. Të pyesësh ata që e panë të vraponte atë ditë, me siguri që do të thonë se ai njeri vraponte sikur të ndiqej prej djallit vetë... dhe e bukura është se nuk do të ishin edhe aq larg së vërtetës.

Njëzetekatër orët në vazhdim, Hektori nuk do i mbante mend se si do i kalonte dhe as ne nuk do e shqetësojmë shumë për këtë. Mund të themi se, gjersa dielli i së hënës u ngrit mbi qytetin e vogël të Limës, Hektori as nuk hëngri e as piu. E as nuk fjeti. Çfarëdo lloj gjëje që mundohej të shikonte rreth e përqark tij, merrte forma dhe dimensione joreale, si për shembull: pemët e pikturës së varur pranë derës, i dukeshin sikur lëviznin degët e tyre dhe se në ven d të gjetheve, ato kishin krimba, ose: kunati i tij, kur shkonte ta shikonte apo ta pyeste si ishte, i dukej sikur ishte veçse një stekë bilardoje me një lëmsh të madh në vend të kokës, ose: gruaja e kunatit të tij, herë i dukej sikur ndryshonte ngjyrën e syve, herë i dukej sikur nuk kishte sy fare. E gjëra të këtij lloji.

Në fillim Hektori nuk dinte se çfarë të bënte. Por pastaj, dalëngadalë, duke parë gjithçka të mundshme që nuk donte të shihte, filloi të mendonte. Kishte hapur derën e një bote, e cila deri dje nuk bënte pjesë as në imagjinatën më të sofistikuar të tij dhe tani... tani i duhej ta mbyllte.

Kur erdhi e hëna, e dinte edhe se në çfarë mënyre.

*

Të hënën, nxënësit filluan të vinin si zakonisht dhe, ashtu si zakonisht, krijuan grupet e tyre, aty – këtu. Një pjesë e mirë bënin shaka e qeshnin me njëri – tjetrin, disa të tjerë hapën librat dhe fletoret dhe nisën të kontrollonin, me siguri, detyrat e shtëpisë. Disa të tjerë nxituan të kopjonin atë ushtrimin e vështirë që nuk kishin mundur të zgjidhnin në shtëpi, për faj të ndeshjes, apo për qejf të xhiros.

Ata të tjerët, nxitonin të grumbullonin.

Dhe roja i shkollës i ndoqi deri në detajin më të vogël.

Kur shkoi ora tetë pa pesë, u tërhoq prej xhamit, pa përreth dhe kur vuri re se korridori i katit të parë ishte pothuajse i shkretë, çoi dorën e majtë mbas kurrizit. Çelësi, me të cilin do të mbyllte derën e asaj bote të tmerrshme që kishte hapur pa dashje, ishte akoma aty dhe roja ledhatoi dorezën plastike me mollëzat e gishtave. Pastaj shkoi t'i binte ziles.

Pa gjimnazistët të linin zakonet e asaj pjese të mëngjesit dhe të nxitonin të hynin në shkollë. Qëndroi aty tek dera, pa pasur frikë, pa iu dridhur qerpiku. Sepse e dinte, e dinte shumë mirë se *Ata* nuk do të hynin në atë moment; se *Ata* do kërkonin të hynin më vonë. Sepse atë moment, *Ata*, ishin duke mbledhur informacione.

Hektori u buzëqeshi pothuajse të gjithëve. Me qetësi u ktheu përshëndetjen atyre, të cilëve, – *Mirëmëngjesi Tori!* – u dukej hapi i parë drejt miqësisë me njeriun, që, kush e di, ndonjë ditë mund edhe t'i linte të hynin, kur ata të ishin me vonesë.

Kur gjithë nxënësit hynë brenda, Hektori u mbështet mbas kolonës (tek e cila kishte dashur të futej brenda... *kur?*... diçka si mijëra vjet më parë) dhe priti orën e zbrazjes së korridoreve, duke ndier fortësinë e çelësit të asaj çështje, që kishte marrë në kuzhinën e kunatit.

Padurimi e shtyu t'i binte ziles dy minuta përpara kohe.

Ora tetë gjeti në korridorin e katit të parë vetëm rojën e ri të shkollës. Dhe me saktësinë e një ore zvicerane, trokitjet në derën e jashtme.

Roja hodhi edhe një herë të fundit sytë rreth e rrotull dhe kur pa se ishte vetëm me veten e tij, çoi dorën mbas shpine dhe nxitoi tek dera.

Fytyrën që arriti të shikonte midis tre centimetrave të derës së hapur nuk e kishte parë ndonjëherë më parë. U mundua të sillte ndër mendje copërat e fytyrave që kishte parë në anë të shkollës, por ai imazh ishte i gjithi i mbuluar prej krimbash dhe pisllëqesh, ndaj dhe hoqi dorë. Tek e fundit, nuk kishte dhe aq shumë rëndësi: ajo ishte aty, me kostumin e saj xhins e me atletet sportive e me fletoren tub në njërën dorë. Dhe ishte me vonesë.

Kur roja nxori kokën e tij jashtë dere, vajza nisi t'i thoshte diçka të parëndësishme për vëmendjen e tij.

Vajza nuk ishte vetëm. Edhe tre të tjera ishin në krah saj.

*Shumë mirë.*

– Sot do ju lë të hyni, – u tha ai. – Por do të hyni një e nga një. Nuk dua që t'ju gjejnë të gjithëve nëpër shkallë, dëgjuat?

Katër buzëqeshje vesh më vesh i thanë se: *Po, kishin dëgjuar*.

Katër buzëqeshje vesh me vesh i thanë edhe se: *Kjo do të thotë se ia kishin arritur qëllimit*.

– Prisni disa çaste derisa ai që do hyjë përpara jush të ketë arritur në klasë. Pastaj hyni.

Atlete të tjera sportive që mbartnin kostume xhins filluan t'u afroheshin.

– Në ç'kat je ti? – pyeti Hektori vajzën e parë.

– Në të tretin. Tek e katra B.

– Mirë. Ti do hysh e para. Vendosni vetë se kush do jetë e dyta dhe kur të shihni se unë do hap pak derën, të hyjë me nxitim.

Vajza e parë hyri dhe dera u mbyll mbas saj. Në po të njëjtën kohë, krahu i rojës mbyllej rreth qafës së saj dhe dora e madhe e tij i zinte rrugën e zërit, ndërkohë që dora tjetër e tij dilte nga pas shpine duke shtrënguar dorezën e një thike të madhe mishi dhe sa hap e mbyll sytë, tehu i mprehtë çau gurmazin e vajzës nga njëri vesh në tjetrin.

– Një! – tha me zë të ulët Hektori, duke lëshuar trupin e vajzës.

Hapi lehtë derën e jashtme. Një tjetër vajzë kaloi pragun dhe krahu i rojës e paralizoi nga pas.

– E shikon? – i tha Hektori, duke e kthyer nga trupi i shoqes së saj, të shtrirë mbi një pellg gjaku. – Ndoshta Jetmiri nuk dinte se si të vepronte, por unë po.

Vajza qëndroi për një çast ashtu, me sytë mbi trupin e shoqes së saj. Po atë çast, Hektori mendoi se mos ajo nuk ishte një prej tyre dhe se tani do të fillonte të thërriste, por kaloi ai çast dhe vajza nuk thirri. Foli.

– E ke të kotë, – tha. – Nuk do mund të na ndalësh dot.

– A thua? – ia ktheu roja dhe i afroi tehun e thikës pranë gushës.

– Kjo nuk është e vetmja shkollë. Ne jemi shumë më shumë se ç'mendon ti.

Hektori nuk e bëri të gjatë.

– Dy.

*

Orën e parë të së hënës, e dyta E kishte matematikë. Sikur mësuese Mimoza të mos kishte programuar një nga ato provimet e tmerrshme njëzet minutash atë ditë, me siguri që numri i viktimave do të kishte qenë shumë herë më i madh. Por ja që kështu ndodhi. Mësuese Mimoza qëndronte tek dera e klasës së kredhur në heshtje, në kërkim të ndonjë kopjuesi, kur dëgjoi një të bërtitura të mbytur të vinte prej korridorit. Më tepër prej kureshtjes sesa prej interesimit, hapi derën dhe ç'të shihte? Korridori i shkollës notonte në një pellg të paimagjinueshëm gjaku të errët. Në njërën anë të atij pellgu, roja i ri i gjimnazit shtrëngonte prej fyti një nxënës shkolle, i cili, për një arsyeje që ajo nuk e dinte, kishte vënë

në fytyrë një maskë të frikshme, plot rrudha të trasha, me ca fije të gjata që i dilnin prej sa tëmthave e sa prej faqeve e sa prej veshëve... e sa nga të gjitha anët e kokës.

Sa hap e mbyll sytë, roja i ri i shkollës, me një thikë sa një hanxhar mishi, e *çante* gurmazin e nxënësit vesh me vesh. Pastaj, trupin me gjymtyrën e lëshuar e shtynte mbi pirgun e nxënësve tek këmbët e tij.

Mësuese Mimoza filloi të bërtiste. Nxënësit e klasës së saj lanë stilolapsin dhe ngritën sytë prej fletëve. Roja i ri vrapoi drejt saj, me thikën në dorë, prej së cilës kullonte gjaku i gjimnazistëve. Diçka i thoshte ndërsa afrohej. Mësuese Mimoza nuk e dëgjoi. Mësuese Mimozës i ra të fikët.

Kur mësuese Mimoza u përmend, roja i ri i gjimnazit ishte mbyllur pas hekurave. Shkolla ishte boshatisur dhe trupat pa jetë të gjimnazistëve ishin duke u transportuar me thasë të zinj.

Policia e pyeti rreth atyre që kishte parë dhe ajo, me sytë e fiksuara në qiellin e pastër mbi murin e spitalit, u tregoi gjithçka. Dhe u tregoi edhe për fijet si tentakula kallamarësh dhe kjo ishte e vetmja gjë që u mblodhi buzët atyre që fiksonin dëshminë e saj nëpër proces verbale. Megjithatë u la e qetë. Kishte parë shumë gjëra në shumë pak kohë. E shkreta! Gjynah! Shumë gjynah vërtet!

Aq për gjynah u bë, e shkreta mësuese Mimoza, saqë nuk u kthye të jepte më mësim. Jeta e saj u kthye në një ankth gjatë ditës e në një makth gjatë natës. Në ëndrrat e saj, roja i ri, me një maskë të frikshme, si ato që fëmijët e saj vinin kur ishte ajo festa e frikshme në fund të tetorit, vraponte e vraponte drejt saj me një hanxhar të përgjakur në duar akoma edhe më të përgjakura.

Diçka i thoshte ndërsa afrohej. Diçka që kishte të bënte me të parët... a me të vështruarit... a me të ruajturit... diçka që kishte të bënte me gjimnazistët... me të sëmurët... diçka që kishte të bënte edhe me bunkerët...

Diçka që mësuese Mimoza e kishte kuptuar shumë mirë. Dhe me të marrë disi veten, filloi të dilte gjatë orëve të para të mëngjesit, ashtu si dhe atëherë kur shkonte në punë. Xhirot e saj kalonin rreth e përqark gjimnazit. Sytë e saj ndiqnin lëvizjet e çdo gjimnazisti. Nuk u ul kurrë në lokalin e Tikut, por, një ditë të bukur me diell, që mbas një peme në trotuarin tjetër, ajo pa se si disa gjimnazistë, të veshur me kostume xhinsi e me atlete sportive në këmbë e me një fletore të vetme në sqetull, shkuan mbrapa gjimnazit, së bashku me disa gjimnazistë të tjerë, të veshur ndryshe e me një çantë mbi supe dhe, me t’u mbyllur dera e jashtme e shkollës, pa se si ata, që një çast më parë kishin pasur një çantë mbi shpinë, tani kishin ndryshuar veshjen dhe atletet dhe se si mbanin vetëm një fletore të mbledhur tub nën sqetull.

E nga ai moment, mësuese Mimoza nuk ua ndau më sytë gjimnazistëve.

Kurrë.

## LIBRI I BARDHË

Një gjë po bëj të qartë që në fillim: nuk po e shkruaj me entuziazëm këtë histori. Përkundrazi! Po fajin e kam vetë; fajin e ka ky kurioziteti im i qelbur që veç telashe më ka sjellë gjithmonë. Fajin e kanë sytë e mi, që të verbër u bëfshin e më rreze drite mos pafshin! Sinqerisht! Njëqind herë më mirë sikur ajo makinë e mallkuar të më kishte përplasur e të më kishte kaluar përsipër më të katërta rrotat. Vetëm brenda saj të mos kisha parë!

Dhe, mbi të gjitha, të mos kisha shkuar për ta vërtetuar.

Emri im është Romeo, mbiemri si ta doni, mosha 57 vjeç. Banoj vetëm një derë larg komshiut tim të mallkuar që shkoi e bleu librin e bardhë dhe po aq larg komshiut tjetër të shkretë që erdhi dhe pranoi ta merrte.

Në fakt, të mallkuar e të shkretë duket se jemi të gjithë ne që jetojmë në Rrugicën ‘Tonë’. Një natë mora një laps e një letër dhe fillova të shkruaj emrat e të gjithë atyre që njihja në këtë rrugicë dhe zbulova se pak më shumë se shtatëdhjetë për qind e jona janë të ve ose të ndarë prej vitesh. Unë dhe komshiu im i mallkuar jemi të ve, kurse komshiu i shkretë, ai është anëtar i të ndarëve.

Të paktën kjo ishte ajo që dinim. Aq më tepër që këtu të shtynte edhe logjika. Kur ti je duke përshkuar kilometrin e pesëdhjetenjë dhe gruaja jote atë të tridhjetepestin; kur ti ecën me një ritëm të konsiderueshëm dhe pak gjëra të tërheqin vëmendjen majtas e djathtas dhe gruaja jote tërhiqet nga pothuajse çdo ngjyrë e peizazhit, herët a vonë, edhe kilometrat fillojnë e zgjaten gjithnjë e më shumë drejt dy rrugëve të ndryshme, derisa arrijnë në udhëkryqin e famshëm ku çdonjëri do marrë, në mënyrë të pashmangshme, një rrugë të ndryshme.

Komshiu im i shkretë, këtë udhëkryq, e arriti para pothuajse tre muajsh. Zhurmat që shoqëruan mbërritjen në atë udhëkryq dhe marrjen e dy rrugëve të ndryshme i dëgjova pothuajse të gjitha, pavarësisht mureve të trasha dhe metrave katrorë plot bimësi që ndanin shtëpitë tona. Ora një e natës pastaj, është ideale për të shtuar, në drejtim të përmirësimit, vetinë e të dëgjuarit. Por, si për dreq, është edhe ora kur qepallat e syve të mi rëndojmë më shumë se në çdo orë tjetër. Them si për dreq, sepse mbasi dëgjova sa dëgjova dhe arrita në përfundimin se ky ishte udhëkryqi i famshëm që pritej të mbërrinin hë sot hë nesër, u shtriva të flija dhe nuk e pashë, realisht, rrugën që mori gruaja e komshiut tim të shkretë. Një tjetër si–për–dreq është fakti që dhoma ime e gjumit bie nga ana e komshiut tjetër, atij të mallkuarit. Atij që një javë më pas shkoi e bleu librin e bardhë.

Për herë të parë në rrugën e re që mori, komshiun e shkretë e pamë dy ditë mbasi ky qe detyruar të merrte atë rrugë. Batutën do kisha dashur t’ia kisha bërë vetë, por ai u tregua më i shkathët dhe e bëri vetë mirëseardhjen në klubin e beqarëve. Unë dhe komshiu tjetër, ai që më pas do bëhej i mallkuari, po pinim raki në avllinë time. Trokitëm gotat të tre dhe një jetë e re nisi në rrugicën tonë. Që nuk do të zgjaste shumë, gjithsesi.

Unë dhe komshiu i mallkuar mund të vinim në ndihmë vetëm për sa i përket mënyrës së shtyrjes së rrugës që porsa kishte marrë tani, komshiu i shkretë, porse, në lidhje me arsyen, duke qenë se e kishim të ndryshme, nuk bëmë komente.

Komentet ia lamë vetë komshiut të shkretë.

– E dija që herët a vonë do të ndodhte, – tha, më në fund, një ditë dhe ishte pikërisht një ditë para librit të bardhë. – Dikur ka qenë një shprehje me të cilën talleshim kur kemi qenë

të vegjël. Ajo që thoshte të mos e merrje gruan e vogël se të linte pa gjumë, por mos ta merrje as të madhe se nuk të mbante shumë... paskësh qenë e kundërta!

Pastaj tregoi për vrapin e mëngjesit që kishte filluar e shoqja, tashmë ish, para një viti, për edhe palestrën që kishte filluar para gjashtë muajsh, për orët e vona në punë, për shërbimet jashtë shtetit. Të gjitha këto shenja që makina e saj po ngadalësonte shpejtësinë, ndërkohë që ajo e atij ecte rregullisht përpara derisa diferenca e kilometrave, boll e madhe për shkak të natyrës, u bë akoma edhe më e madhe.

– Gjithsesi vetmia qenka e tmerrshme!

E kujt po ia thoshte ai këto: mua dhe komshiut të mallkuar? Mbas vetëm një jave?! Nuk i komentuam fjalët e tij. Por filluam të thoshim se ishim ende të rinj, se jeta ishte akoma edhe shumë e gjatë, se rrugët e saj janë plotë me të papritura dhe kush e dinte?... ndoshta shumë shpejt jeta do fillonte të buzëqeshte sërish. Nuk di dy të tjerët, por unë as që mendohej se mund të gënjeja veten me ato gjëra, por minutat rridhnin, makinat tona të jetës ecnin në të njëjtin drejtim dhe, ç'ishte më e rëndësishme, shishet e rakisë rreshtoheshin njëra mbas tjetrës tek këmbët e atij që e kishte sjellë.

Vetëm se të nesërmen, komshiu im i mallkuar se nga vete e psonis një libër të bardhë.

Në fakt nuk ishte një libër, në kuptimin e plotë të fjalës. Por ideja ishte që, ato fletë të bardha si dëbora e parë, të ktheheshin në një libër, prandaj dhe u pagëzua me atë emër. Tani... epo mirë, do e them: isha unë që e pagëzova me këtë emër, po nuk besoj se ngjarjet do të kishin rrjedhur ndryshe në qoftë se atyre fletëve të bardha, të lidhura me njëra – tjetrën në mënyrë profesionale, do i kisha vënë emrin tavë me patëllxhanë.

A jua kam thënë emrin e komshiut të mallkuar? Më duket se jo. Madje as atë të komshiut të shkretë nuk ju kam thënë, e kam mirë? Mos më vini faj: po të kishit parë edhe ju atë që pashë unë në timonin e asaj makine, atë mëngjes, kush e di se sa gjëra të tjera do linit pa thënë.

(...)

###

